

*Me emrin e Allahut,*
*të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

## Hyrje

Kjo përmbledhje e rregullave dhe e mësimeve nga feja jonë ISLAME, do t'ia bëjë të mundur çdo fillestari mësimin e disa prej parimeve të "fesë islame" dhe veçanërisht, faljen e namazit...

*"Ndër të gjitha krijimet, më superiori është imani. Pas imanit vjen namazi."* Dallimi ndërmjet njeriut që fal namaz dhe atij që nuk e fal atë apo një populli që falet dhe një populli që s'falet, është si ai mes të gjallëve dhe të vdekurve.

Mësimet që do të gjeni këtu, janë të nevojshme për të gjithë ata që kanë vendosur ta vënë në jetë besimin që kanë në zemër. Nuk është e mjaftueshme të themi "E kam zemrën e pastër" dhe kjo më mjafton, sepse atë që e kemi në zemër, e vërtetojnë veprat. Kur të Dërguarit të Allahut (a.s.) iu paraqit një popull që pretendonte si më lartë, ai u tha: "*Po t'i kishit zemrat dhe qëllimet e mira edhe veprat do t'u llogariteshin si adhurime*".

# Ç'ËSHTË ISLAMI

Islami është feja të cilën Allahu (xh.sh.), ia shpalli gjithë njerëzimit nëpërmjet të Dërguarit të Vet, Muhamedit (a.s.).

Islam do të thotë përkushtim dhe dorëzim ndaj Allahut (xh.sh.). Ky përkushtim arrihet duke besuar, duke zbatuar detyrat fetare dhe duke bërë vepra të mira.

Ata që i takojnë besimit islam, quhen myslimanë.

Ne jemi myslimanë dhe:

- Zoti ynë është **Allahu (xh.sh.)**.
- Libri ynë është **Kurani Fisnik.**
- Feja jonë është **Islami.**
- Kibla jonë është **Qabja.**
- Pejgamberi ynë është **Muhamedi (a.s.).**
- Jemi pasardhës të **Ademit (a.s.).**
- Pra, jemi besimtarë **myslimanë.**

Feja jonë ka 32 kushte bazë e ato janë:

- 6 të imanit -besimit
- 5 të islamit
- 4 të abdestit
- 3 të guslit
- 2 të tejemumit
- 12 të namazit

# BESIMI (IMANI)

## KUSHTET E IMANIT

Besimi islam përbëhet prej gjashtë kushteve kryesore të cilat quhen “Kushtet e Imanit”.

Ato janë:

| | | |
|---|---|---|
| **AMENTU BIL-LAHI,** | **(1)** | **Unë besoj Allahun,** |
| **VE MELAIKETIHI,** | **(2)** | **Melekët (ëngjëjt) e Tij,** |
| **VE KUTUBIHI,** | **(3)** | **Kitabet (librat) e Tij,** |
| **VE RUSULIHI,** | **(4)** | **të Dërguarit e Tij,** |
| **VEL-JEVMIL-AHIRI,** | **(5)** | **Ditën e Fundit** |
| **VE BIL-KADERI HAJRIHI VE SHERR-RRIHI MINALL-LLAHI TEALA** | **(6)** | **Dhe Kaderin (caktimin e hyjnor), i mirë apo i keq është prej Allahut.** |

Gjashtë kushtet e besimit duhen njohur mirë dhe besuar me bindje. Kush nuk i di dhe nuk i beson këto gjashtë kushte kryesore të besimit, ai nuk mund të jetë mysliman.

## KUSHTI (SHARTI) I PARË I IMANIT

# BESIMI NË ALLAHUN



Besimi në Allahun (xh.sh.), përmban katër pika:

**1.** Allahu (xh.sh.), ekziston vetëvetiu dhe pa shkaktarë.

**2.** Ai është Krijues i të gjitha botëve.

**3.** Ai është Zot dhe Sundues i çdo gjëje.

**4.** Ai është i Vetmi Zot, i cili meriton të adhurohet, duke mos i shoqëruar zota të tjerë të rrejshëm.

### Ekzistenca e Allahut (xh.sh.)

Besimi në ekzistencën e Allahut është një e vërtetë themelore dhe e qartë, njohja e së cilës arrihet me bindje, para se të pranohet me dëshmi racionale. Atë nuk është e nevojshme ta dëshmojmë, edhe pse argumentet e vërtetësisë së Tij gjenden në çdo send. Allahu (xh.sh.), na paralajmëron në Kuran, vetëm me një fjalë, se dëshmia për ne është në qenien tonë. I Lartësuari thotë: ***"A nuk e shihni edhe në***

***veten tuaj?"*** *(edh-Dharijat, 21.)* E ndjejmë në thellësi të shpirtrave tanë se Ai ekziston, kërkojmë strehim te Ai në vështirësi dhe fatkeqësi. Me anë të natyrës sonë, e cila beson dhe instiktit tonë për besim, i shohim argumentet në qenien tonë dhe në botën rreth nesh. Nënvetëdija beson instiktivisht në ekzistencën e Tij, ndërsa vetëdija beson në bazë të argumentit.

### Allahu (xh.sh.), është Krijues i botëve

Kjo është pika e dytë e besimit në Allahun (xh.sh.). Ajo do të thotë të besosh se Allahu (xh.sh.), është Krijuesi i të gjitha botëve: botës shtazore, bimore..., botëve që për ne janë të njohura dhe të panjohura. Ato i ka krijuar nga asgjëja dhe në to ka caktuar ligje të mrekullueshme, duke dhënë argumente, që e udhëzojnë të mençurin tek Ai.

### Allahu (xh.sh.), është Sundimtar dhe Zot i botëve

Allahu (xh.sh.), është Sundues dhe Zot i botëve. Ai vepron me to sipas vullnetit të Tij, jep jetë dhe vdekje, sëmundje dhe shëndet . Ai sprovon me pasuri dhe varfëri, dërgon vërshime dhe shkatërron. Në disa zona dërgon mot të ftohtë ose me acar, në disa të tjera dërgon mot të ngrohtë ose të nxehtë, ndërsa disa të tjera i godet me tërmete.

### Vetëm Allahu (xh.sh.), e meriton adhurimin

Tri pikat e para nuk janë të plota pa pikën e katërt e cila është, se vetëm Allahu meriton të adhurohet. Nëse pranojmë që Allahu (xh.sh.), ekziston; që Ai është Zot i botëve dhe Pronar i gjithçkaje që ekziston, atëherë duhet të mos adhurojmë askënd tjetër përveç Tij dhe të mos i drejtohemi askujt tjetër me çfarëdo lloj forme të adhurimit.

### KUSHTI (SHARTI) I DYTË I IMANIT

## BESIMI NË MELEKËT E ALLAHUT

Melekët janë qenie të padukshme dhe të krijuara nga drita. Në lidhje me melekët dhe cilësitë e tyre, Kurani Kerim na jep këto të dhëna:

Ata janë krijuar para njerëzve. Janë plotësisht të bindur dhe të përkushtuar. I bënë sexhde Ademit, me urdhrin e Allahut (sexhde respekti e jo adhurimi). Nganjëherë, materializohen dhe paraqiten në formë të njeriut. Vendqëndrimi i tyre është qielli, por me urdhër të Allahut (xh.sh.), mund të zbresin edhe në tokë. Ata ndryshojnë sipas formave e pozitave. Një lloj i melekëve është i ngarkuar me detyrën e marrjes së shpirtrave të njerëzve që u ka ardhur vdekja. Një melek tjetër ka për detyrë t'i fryjë surit i cili paralajmëron ardhjen e Kiametit. Disa kanë për detyrë të kujdesen për komoditetin e banorëve të xhenetit. Disa të tjerë kanë për detyrë t'i japin mundime banorëve të xhehenemit. Disa kanë për detyrë të regjistrojnë veprat e njerëzve dhe disa të tjerë e shpien njeriun në dhënien e llogarisë në Ditën e Gjykimit. Gjithashtu ata dëshmojnë edhe kundër njerëzve edhe në favor të tyre. Luten për besimtarët dhe kërkojnë për ta mëshirë e falje. I përgëzojnë besimtarët që ndodhen në çastet e vdekjes dhe i frikësojnë mëkatarët. Disa prej melekëve kanë për detyrë të marrin në pyetje njerëzit që sapo janë varrosur dhe disa të tjerë presin banorët e xhenetit duke u uruar mirëseardhjen.

Përgjithësisht, këto janë ato që ceken në Kuran në lidhje me melekët.

Kush mohon çfarë ka ardhur në Kuran për melekët apo për diçka tjetër, është larguar nga feja.

## KUSHTI (SHARTI) I TRETË I IMANIT

# BESIMI NË LIBRAT E ALLAHUT

Allahu Teala i ka njoftuar njerëzit me urdhrat dhe ndalesat e Veta duke filluar që me Ademin (a.s.), që ishte edhe njeriu edhe pejgamberi i parë në faqen e tokës. Në fillim, këto urdhra dhe ndalesa kanë ardhur në formë fletësh. Më vonë, me shtimin edhe të brezave, edhe të problemeve shoqërore, ligjet hyjnore kanë zbritur në formë librash.

Ne myslimanët, besojmë Kuranin dhe të gjitha shpalljet hyjnore, të cilat përmenden në Kuranin Kerim. Këto shpallje janë: Fletët e Ibrahimit (a.s.), Fletët e Musait (a.s.), pra Teurati, Zeburi i Daudit (a.s.) dhe Inxhili i Isait (a.s.).

Të gjitha fletët dhe librat që kanë ardhur para Kuranit Kerim, kanë pasur vlerë vetëm për atë popull dhe atë periudhë në të cilat janë shpallur. Dhe besimi ynë tek ato libra, është vetëm për formën e tyre origjinale, në të cilat kanë zbritur nga ana e Allahut (xh.sh.).

Kurani Kerim, është libri i fundit hyjnor. Për rrjedhojë, me zbritjen e tij janë shfuqizuar (abroguar) të gjithë librat e tjerë para tij.

Kurani është forma përfundimtare dhe më e përsosur e të gjitha shpalljeve hyjnore. Ai u shpall në gjuhën arabe dhe përbëhet prej 114 sureve (kaptinave) me gjatësi të ndryshme, ku më e gjata është surja el-Bekare dhe më e shkurtra, është surja el-Keuther. Shpallja e Kuranit zgjati 23 vjet, nga të cilat, 13 vjet në Mekë e 10 vjet në Medine. Pak kohë pasi u zbrit plotësisht, Kurani u tubua në një libër të vetëm i cili u quajt Mus'haf.

Çdo mysliman duhet të mësojë përmendësh të paktën suren e parë (Fatihan) dhe disa ajete (vargje) ose sure të tjera, me qëllim që të jetë në gjendje të falë namazet.

Ai që e di komplet Kuranin përmendësh, quhet hafiz.

## KUSHTI (SHARTI) I KATËRT I IMANIT

# BESIMI NË TË DËRGUARIT TË TIJ

I Dërguari, është një njeri i cili dallohet nga të tjerët për shkak se Allahu (xh.sh.) e ka zgjedhur si përcjellës të fjalëve të Veta tek njerëzit.

Të Dërguarit e Allahut (xh.sh.), janë të shumtë, por Allahu (xh. sh.), në Kuranin Kerim na ka njoftuar vetëm me disa prej tyre. Të gjithë ata u dërguan për të rivendosur besimin monoteist (në një Zot të vetëm), pas devijimit që i kishin bërë njerëzit. Gjithashtu ata i njoftuan njerëzit për Ditën e Gjykimit dhe u kumtuan atyre “sheriatin/ ligjet” e Allahut. Mësimet bazë të fesë islame janë të njëjta me mësimet që kanë kumtuar edhe të Dërguarit e mëparshëm.

Allahu i dha fund dërgimit të pejgamberëve me të Dërguarin e Tij  të fundit, Muhamedin (a.s.), të cilin e dërgoi për të gjithë njerëzimin deri në Ditën e Kiametit. Muhamedi (a.s.), ishte vula e të gjithë pejgamberëve, që do të thotë, se pas tij nuk do të vijë asnjë pejgamber tjetër dhe nuk do të zbresë asnjë shpallje e re. Me misionin e tij, feja e Allahut  mori formën më të plotë dhe më të përsosur. Islami i urdhëron myslimanët t’i respektojnë e t’i lavdërojnë të gjithë pejgamberët. Dhe nëse dikush flet keq, ofendon apo e mohon ndonjë prej pejgamberëve, ai ka dalë prej besimit.

Të gjithë të dërguarit kanë pasur disa cilësi të përbashkëta: Gjithnjë kanë thënë të vërtetën, kanë qenë të përpiktë e të besueshëm, Shpalljen e Allahut (xh.sh.), e kanë transmetuar dhe shpjeguar saktësisht dhe në mënyrë të plotë, kanë qenë shumë të zgjuar e të mençur dhe nuk kanë bërë gjynahe. Të Dërguarit e përmendur në Kuran janë 28: Ademi, Idrisi, Nuhi, Hudi, Salihu, Ibrahimi, Luti, Ismaili, Is’haku, Davudi, Sulejmani, Iljasi, Eljeasi, Junusi, Jakubi, Jusufi, Shuajbi, Ejubi, Dhulkifli, Zekerijai, Jahjai, Musai, Haruni, Isai (Uzejri, Llukmani, Dhulkarnejni) dhe Muha-

medi alejhimus-selam.

### KUSHTI (SHARTI) I PESTË I IMANIT

## BESIMI NË DITËN E FUNDIT (GJYKIMIT)

Bota në të cilën jetojmë tani, quhet Dynja. Kjo botë s'ka ekzistuar gjithmonë, por është krijuar dhe për rrjedhojë, një ditë do të përfundojë.

Përveç kësaj bote kalimtare, Allahu i Lartësuar ka krijuar edhe një botë tjetër, e cila quhet Ahiret. Në Ahiret do të jetojmë pas mbarimit të jetës në këtë botë.

Vdekja s'është mbarimi i jetës, por ndryshimi i mënyrës së të jetuarit.

Kur njerëzimi dhe jeta në këtë botë të pushojë së ekzistuari, Allahu Fuqiplotë do të ringjallë gjithçka dhe i tërë njerëzimi do të tubohen para Tij në Ditën e Gjykimit. Të gjitha veprat e bëra, të cilat i kanë regjistruar melekët, Kiramen Katibin, do t'i paraqiten çdo njeriu dhe ata kanë për të dhënë llogari për to. Veprat e njerëzve do të vihen në një peshore - Mizan - të saktë dhe të përsosur. Ai, tek i cili rëndojnë më tepër veprat e mira, do të shpërblehet me xhenet. Ndërsa ai, tek i cili rëndojnë më tepër veprat e këqija, do të dënohet me xhehenem.

Xheneti është një vend në Ahiret, ku besimtarët do të gëzojnë kënaqësi përgjithmonë, sipas shkallës së shpërblimit të fituar. Xhehenemi është një vend, ku mëkatarët do t'i vuajnë dënimet e tyre, sipas peshës së mëkatit të bërë.

Se kur do të jetë Dita e Gjykimit, nuk e di kush tjetër, përveç Allahut (xh.sh.).

### KUSHTI (SHARTI) I GJASHTË I IMANIT

## BESIMI NË KADERIN (CAKTIMIN) E MIRË APO E KEQE, GJITHÇKA QË NDODH ËSHTË NGA ALLAHU (XH.SH.)

Vullneti i Allahut është i pranishëm në të gjitha ndodhitë. Asgjë s'mund të ndodhë jashtë vullnetit të Tij.

Meqë Allahu është zotërues i dijes së përgjithshme, Ai di çdo gjë që ka ndodhur e që do të ndodhë.

Njeriu kryen vepra me vullnetin e vet të lirë, por vullneti i tij i lirë është i kufizuar, sepse nuk mund të dalë jashtë rregullit të Allahut (xh.sh.).

Në jetën e tij, njeriu duhet të ndjekë rrugën e fesë,të arsyes dhe të mendjes. Nëse na ndodh diçka e pakëndshme ose ndonjë fatkeqësi, duhet të përpiqemi ta evitojmë atë e, nëse nuk mund ta bëjmë, atëherë duhet të durojmë dhe në asnjë moment të mos e humbasim shpresën se ajo pakënaqësi do të pushojë një ditë. Vetëm Allahu (xh.sh.), e di se ç'është më mirë për dikë, ku është e mira dhe kur është më e dobishme ajo.

Angazhimi i vetëdijshëm në realizimin e detyrave jetësore brenda kufijve të dispozitave të fesë, është kada dhe kader. Momenti i vdekjes është i caktuar, por ai është i panjohur për ne. Prandaj, jemi të detyruar ta mbrojmë jetën dhe fenë dhe të kujdesemi gjithnjë për to. Të përpiqemi sikur kemi për të jetuar përgjithmonë e ta adhurojmë Allahun (xh.sh.), sikur kemi për të vdekur nesër.

# ISLAMI

## KUSHTET E ISLAMIT

Islami mbështetet në pesë kushte kryesore, të cilat janë:

**1. Shehadeti**
**2. Falja e namazit**
**3. Agjërimi i Ramazanit**
**4. Dhënia e zekatit**
**5. Kryerja e haxhit (për atë që ka mundësi)**

Kushtet e Islamit janë të lidhura me Kushtet e Imanit, sikurse trupi me shpirtin. Zemra e tyre është **“Shehadeti”**, që është edhe thelbi i Islamit.

الإسلام

## KUSHTI I PARË I ISLAMIT

## SHEHADETI



Shehadeti është kushti i parë i fesë islame, të cilin duhet ta mësojë çdo besimtar e besimtare, me qëllim që të shprehë gojarisht bindjen, se do të adhurojë vetëm Allahun, vetëm Atij do t'i nënshtrohet dhe vetëm prej Tij do të kërkojë ndihmë.

Në gjuhën arabe, shehadeti shprehet me këto fjalë:

**"ESH'HEDU EN LA ILAHE IL-LALL-LLAH VE ESH'HEDU ENNE MUHAMMEDEN ABDUHU VE RESULUHU".**

Ndërsa në gjuhën shqipe ka këtë kuptim:

**"Dëshmoj se përveç Allahut nuk ka zot tjetër dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij".**

Fjala Shehadet do të thotë: vërtetim i asaj që besojmë, duke e deklaruar (shqiptuar) në prani të njerëzve apo edhe kur jemi vetëm.

Me shehadet vërtetohet dhe dëshmohet përkatësia jonë islame. Prandaj, ky shqiptim është detyra e parë fetare.

## KUSHTI I DYTË I ISLAMIT

# NAMAZI

Namazi është një nga shtyllat e besimit dhe kushti i dytë, të cilin e ka për detyrë ta kryejë çdo mysliman e myslimane. I Dërguari (a.s.), thotë: *"Ai që e dallon besimtarin nga jobesimtari, është namazi. Prandaj, kush e lë namazin, ka hyrë në radhën e jobesimtarëve"*.

Namazi është një adhurim, që kryhet duke bërë disa lëvizje të posaçme dhe duke lexuar pjesë prej Kuranit dhe lutje të caktuara. Namazet që duhet t'i falë çdo mysliman e myslimane që ka arritur pjekurinë, janë pesë: Namazi i sabahut, i drekës, i ikindisë, i akshamit dhe i jacisë. Çdo namaz falet në kohën e vet (në mëngjes, në mesditë, pasdreke, në mbrëmje dhe natën).

Për të qenë namazi i plotë dhe i pranuar te Allahu (xh.sh.), duhen plotësuar dymbëdhjetë kushte:

**Gjashtë kushte, para se të fillojmë namazin:**

1 - Të pastrohen trupi, rrobat dhe vendi ku do të falemi,
2 - Të merret abdesti,
3 - Të mbulohen pjesët e turpshme të trupit,
4 - Të falësh namazin në kohën e caktuar,
5 - Të drejtohesh nga kibla,
6 - Të bësh njetit (të caktosh qëllimin).

**Gjashtë kushte, brenda namazit:**

1 - Të bësh tekbirin fillestar,
2 - Të qëndrosh në këmbë,
3 - Të këndosh Kuran,
4 - Të përkulesh në ruku,
5 - Të biesh në sexhde,
6 - Të qëndrosh në uljen e fundit.

### Kushti i parë, para se të fillojmë namazin

## PASTËRTIA

Myslimanët duhet të jenë gjithnjë të pastër, si në aspektin shpirtëror ashtu edhe në atë fizik. Gjithashtu, ata duhet të mbajnë pastër edhe vendin ku jetojnë e veprojnë. Adhurimet në përgjithësi dhe namazi në veçanti, nuk mund të kryhen me trup dhe tesha të papastra dhe të ndotura.

Në pastërti bëjnë pjesë: larja e tërësishme e trupit, kujdesi gjatë kryerjes së nevojave personale duke mos lejuar që urina ose ndonjë ndyrësi tjetër të prekë rrobat tona, pastrimi me ujë pas kryerjes së nevojave personale, pastrimi i sqetullave dhe i pjesëve të turpshme, larja e dhëmbëve, prerja e thonjve dhe larja e duarve para dhe pas ushqimit.

### LLOJET E UJRAVE QË MUND TË PËRDOREN PËR PASTRIM

Ujrat ndahen në dy grupe:

1. Ujra të pastra, ku bëjnë pjesë: uji i shiut, i borës, akullit, i lumit, i liqenit, i detit dhe uji që rrjedh edhe nëse mund të ketë pak papastërti, e cila nuk dallohet.

2. Ujra të pista, ku bëjnë pjesë: uji në të cilin ka rënë ndyrësirë, uji që është përdorur njëherë për pastrim, uji apo lëngu frutave dhe yndyrnat e ndryshme (këto nuk mund të përdoren për pastrim), uji i cili ka ndryshuar ngjyrën nga ndotja dhe ka marrë erë.

**PASTRIMI I TRUPIT (GUSLI)**

Pastrimi i trupit (gusli), ka për qëllim larjen e gjithë trupit me ujë, prej kokës e deri te këmbët.

Shkaqet që e bëjnë të domosdoshëm larjen e trupit (marrjen e gusulit) janë:

- Kur dikush bëhet xhunub (ejakulohet) për shkak të ndonjë kënaqësie seksuale kur është zgjuar ose të ndojë ëndrre kur është në gjumë,
- Kur dikush kryen marrëdhënie seksuale,
- Kur gruaja është me hajz (në fazën e menstruacioneve)* ose nifas (lehonë),*
- Kur një mysliman ndërron jetë, trupi i tij duhet të lahet,
- Kur dikush pranon fenë islame.

**KUSHTET E GUSLIT**

- Shpëlarja e gojës duke bërë gargara,
- Shpëlarja e hundës,
- Larja e tërë trupit.

* Hajz: Quhet cikli menstrual i femrave. Kjo është një dukuri periodike e femrave që kanë arritur moshën e pjekurisë, prej organeve gjenitale të të cilave fillon të rrjedhë gjak në ditë të caktuara të muajit. Një cikë menstrual mund të zgjasë 3 deri në 10 ditë.

* Nifas: Quhet lehonia. Ajo i përngjan menstruacioneve, por paraqitet pas lindjes së fëmijës. Lehonia zgjat deri në 40 ditë.

Femra që është me menstruacione ose lehonë nuk bën të falet, të agjërojë, etj. Ditët që i mbeten pa agjëruar gjatë Ramazanit, duhet t'i agjërojë më vonë (kaza).

**Mënyra e marrjes së guslit.**

Pasi janë paraqitur shkaqet që e detyrojnë myslimanin ose myslimanen të marrë gusl, bëhet nijet (qëllimi) për pastrim, pastaj:

- Lahen duart së paku tri herë;
- Pastrohen vendet e papastra (organet gjenitale);
- Merret abdest, si për namaz;
- Lahet i tërë trupi, duke filluar nga koka, krahu i djathtë, pastaj i majti (nëse nuk jemi duke u pastruar në lumë);
- Duhet pasur kujdes që asnjë pjesë e trupit të mos mbetet pa u lagur me ujë;
- Në fund, duhen shpëlarë këmbët me ujë të pastër, nëse jemi duke u pastruar në kadë (vaskë) ose koritë (govadë);
- Femra nuk ka nevojë t'i prishë bistekët (gërshetat), nëse uji ka depërtuar në brendësinë e tyre.

**PASTRIMI I LAVDËRUAR**

Pastrimi është sunet (i porositur prej të Dërguarit), për çdo besimtar e besimtare, në këto raste:

- Ditën e xhuma (të premten);
- Ditën e Bajramit;

Kurse mendub (vepër e pëlqyer), është në këto raste:

- Kur kthehet vetëdija pas çmendurisë apo të fikëtit;
- Kur hyhet në moshën e pjekurisë (pubertet);
- Pas pendimit (teubes);
- Pas kthimit nga udhëtimi.

# ABDESTI

Allahu i Madhëruar, në Kuranin Kerim urdhëron:

***"O besimtarë! Kur doni të falni namaz, lani fytyrën dhe duart deri në bërryla, kurse kokën fshijeni me dorë të lagët; lani edhe këmbët deri në nyje...".*** (El-Maide, 6)

Ky ajet i Kuranit flet për domosdoshmërinë e abdestit para se të fillojmë namazin. Abdesti merret edhe për ibadete (adhurime) të tjera, si p.sh., leximi i Kuranit, tavafi etj.

**FARZET E ABDESTIT JANË KATËR:**

1 - Larja e fytyrës;
2 - Larja e krahëve bashkë me bërryla;
3 - Fërkimi i kokës (mes-h);
4 - Larja e këmbëve bashkë me nyjet.

Për mënyrën e marrjes së abdestit, më qartë do të mësojmë nga fotot dhe sqarimet që vijojnë.

**SUNETET E ABDESTIT JANË:**

- Përmendja e emrit të Allahut (Bismil-lahi);
- Nijeti;
- Larja e duarve bashkë me kyçet;
- Pastrimi i dhëmbëve me misvak ose brushë, e në mungesë të tyre me gisht;
- Shpëlarja e gojës dhe hundës nga tri herë;
- Fërkimi i mjekrës, gishtave të dorës dhe këmbëve;
- Mes'hi i veshëve dhe i qafës;
- Të filluarit përherë me gjymtyrën e djathtë;
- Gjithçka që pastrohet, të përsëritet tri herë, përveç kokës, veshëve dhe qafës.

Të gjitha pjesët të pastrohen me radhë.

**Të fillojmë pra me abdestin:**

Pasi kemi bërë nijetin (qëllimin) për të marrë abdest, sikurse edhe për çdo punë të mirë, e fillojmë me emrin e Allahut:

**“BISMI’L-LAHI’RR-RRAHMANI’RR-RRAHIM”**



Pastaj i lajmë duart deri në kyçe, duke i fërkuar tri herë mirë e mirë mes gishtave dhe rreth thonjve.



Shpëlajmë gojën tri herë.



Shpëlajmë hundën tri herë.



Lajmë fytyrën tri herë.



Lajmë të dy krahët bashkë me bërrylat, duke filluar prej të djathtës.



Me duar të lagura prekim pjesën e përparme të kokës (një të katërtën).



Lagim duart dhe pastrojmë veshët duke prekur me gishtin tregues brendësinë e tyre dhe me të madhin pjesën e jashtme. Ndërsa me tre gishtat e tjerë fërkojmë qafën.



Në fund lajmë dy këmbët bashkë me nyjet, duke pasur kujdes që të mos lëmë asnjë pjesë pa lagur.

## DISA RREGULLA RRETH ABDESTIT

Për të qenë abdesti i rregullt duhet që:

- Uji t'i përshkojë të gjitha pjesët që duhet të pastrohen;
- Të laget mirë sipërfaqja e mjekrës së dendur (madhe);
- Kujdes i duhet kushtuar, sidomos pastrimit të gishtërinjve dhe rreth thonjve, të cilët ndyhen më shumë;
- Nëse mbahet unazë, është mirë të mbahet në dorë të djathtë. E nëse unaza ose vathët janë të shtrënguar, duhet t'i lëvizim nga vendi për të depërtuar uji. Nëse vendi është i lyer me ndonjë ilaç për shërim, mjafton që uji të kalojë mbi të.

## VEPRIME TË PËLQYERA GJATË ABDESTIT:

- Kthimi nga kibla;
- Marrja e abdestit pa ndihmën e ndokujt;
- Goja të lahet me dorën e djathtë, kurse hunda me të majtën.

## VEPRIME TË PAPËLQYERA GJATË ABDESTIT:

- Shpërdorimi i ujit;
- Përplasja e ujit në fytyrë;
- Bisedat gjatë marrjes së abdestit.

## Ç'FARË E PRISH ABDESIN?

Abdesti prishet në këto raste:

- Nëse kryejmë ndonjë nevojë fiziologjike;
- Nëse nga trupi rrjedh gjak ose qelb;
- Nëse vjellim me gojën plot;
- Nëse flejmë ose humbim vetëdijen, qoftë edhe për një moment të shkurtër;
- Nëse qeshim me zë në namaz, kur jemi duke u falur.

**FARZ**

Është veprim i domosdoshëm i urdhëruar nga Allahu (xh.sh.).

**SUNET**

Është vepra, të cilën Muhammedi (a.s.), e ka bërë shpesh ose e ka porositur të bëhet.

**HARAM**

Quhet vepra, të cilën Allahu (xh.sh.) e ka ndaluar në mënyrë të prerë (rreptësisht), si p.sh., pirja e alkoolit, ngrënia e mishit të derrit etj.

**HALLALL**

Quhet vepra, të cilën Allahu (xh.sh.) e ka lejuar.

**TEJEMUMI (Pastrimi simbolik me dhé)**

Tejemumi është pastrimi me dhé, në rastet kur nuk ka ujë. Kur myslimani është në një gjendje që duhet të marrë abdest ose të lahet, por s'ka ujë, nuk mund të shkojë deri tek uji ose s'mund ta përdorë ujin, atëherë, në vend të abdestit ose gusulit me ujë, merr tejemum me dhé. Dhé, konsiderohen rëra, guri, tjegulla, qerpiçi e të ngjashme.

Veprimet që e prishin abdestin, prishin edhe tejemumin. Kur bëhet i mundshëm përdorimi i ujit, tejemumi s'ka më vlerë .

**Të mësojmë tejemumin.**

- Në fillim bëhet nijeti, për abdest apo për gusul.



I vendosim shuplakat e dyarve në dhé të pastër



I shkundim paksa prej dheut të tepërt



Në fillim fërkojmë fytyrën.



I vendosim përsëri shuplakat në dhé të pastër.

Pastaj fërkojmë të dy krahët së bashku me bërrylat duke filluar nga e djathta.



### Kushti i tretë, para se të fillojmë namazin

## MBULIMI I AVRETIT

Kur dëshirojmë të falim namaz, duhet të veshim rroba të pastra dhe të hijshme. Në rast të mungesës së rrobave, meshkujt duhet ta mbulojnë trupin të paktën prej kërthizës deri nën gjunjë. Gjatë namazit, nuk duhet mbajtur kapele me ose beretë me strehë, sepse e pengon ballin të shtrohet në sexhde.

Femrat duhet të mbulojnë të gjithë trupin dhe flokët, përveç fytyrës, duarve deri mbi shuplaka dhe këmbëve deri mbi nyje.



**Kushtet e mbulesës në Islam**

- Mbulesa duhet të mbulojë çdo pjesë të trupit, duke filluar nga koka deri te këmbët, përveç fytyrës dhe duarve.
- Ajo nuk duhet të jetë e tejdukshme.
- Duhet të jetë e gjerë dhe jo e ngushtë.
- Të mos jetë me ngjyra të ndezura (të jetë me ngjyra serioze).
- Të mos i ngjajë veshjes së burrave dhe veshjes së jobesimtareve.
- Mbulesa nuk duhet të ketë për qëllim afirmimin në popull.
- Mbulesa të mos jetë e parfumosur.

## KOHA E NAMAZIT

Falja e namazeve është lidhur me kohën. Fillimi dhe mbarimi i kohëve të namazit, përcaktohet në bazë të pozicionit diellit.

1- Koha e namazit të Sabahut fillon prej agimit e vazhdon deri në lindjen e diellit.

2- Koha e namazit të Drekës fillon, kur dielli largohet pak nga mesi i qiellit, e vazhdon deri në Ikindi.

3- Koha e namazit të Ikindisë fillon, kur gjatësia e hijes së një objekti dyfishohet ose trefishohet në raport me gjatësinë reale të tij dhe vazhdon deri në Aksham.

4- Koha e namazit të Akshamit fillon me të perënduar dielli e vazhdon deri në Jaci.

5- Koha e namazit të Jacisë fillon, kur në perëndim s'mbetet më shkëlqimi i diellit dhe vazhdon deri para agimit.

Është mekruh (e papëlqyeshme) të falemi në momentin, kur dielli është duke lindur, kur dielli ndodhet në kupë të qiellit (në zenit) dhe kur perëndon.

**Namazi i sabahut**
Ka 4 rekate:
2 sunet, 2 farz.

**Namazi i drekës**
Ka 10 rekate:
4 sunet, 4 farz,
2 sunet të fundit .

**Namazi i ikindisë**
Ka 8 rekate:
4 sunet, 4 farz.

**Namazi i akshamit**
Ka 5 rekate:
3 farz, 2 sunet.

**Namazi i jacisë**
Ka 13 rekate:
4 sunet, 4 farz,
2 sunet të fundit,
3 salati vitër.

Kushti i pestë, para se të fillojmë namazin

## DREJTIMI NGA KIBLA

Drejtimi (Kibla) nga i cili kthehemi kur fillojmë namazin, është Qabja, e cila gjendet në qytetin e Mekës, në Arabinë Saudite. Qabja, është në juglindje të vendit tonë.

Nëse nuk e dimë drejtimin e kiblës dhe nuk kemi mundësi të pyesim dikë, atëherë kthehemi në atë anë nga mendojmë se është Kibla.

Në drejtimin e faljes së namazit dhe në vendin ku bëhet sexhde, nuk duhet të ketë skultptura, fotografi ose piktura të njerëzve ose gjallesave. Falja e namazit përball tyre, është mekruh (e papëlqyeshme). Ato mund të hiqen ose të mbulohen me diçka.



**Kushti i gjashtë, para se të fillojmë namazin**

# NIJETI

Para se të fillojmë namazin, duhet të vendosim me zemër se cilin namaz duam të falim: Sabahun, Drekën, Ikindinë, Akshamin apo Jacinë. Ky vendim që merret me zemër, quhet nijet (qëllim). Nijeti mund të shprehet me fjalë të veçanta në gjuhën tonë ose në gjuhën arabe. Gjatë bërjes së nijetit, duhet të përqendrohemi në mendime dhe në veprime, me qëllim që të jemi plotësisht të gatshëm për faljen e namazit.

## IKAMETI

Para se të fillojmë namazin, bëhet thirrja e ikametit:

4 herë: **ALLAHU EKBER**

2 herë: **ESH-HEDU EN LA ILAHE IL-LALLAH**

2 herë: **ESH-HEDU EN-NE MUHAMMEDEN RESULULLAH**

2 herë: **HAJ-JE ALE'S-SALAH**

2 herë: **HAJ-JE ALE'L FELAH**

2 herë: **KAD KAMETIS-SALAH**

2 herë: **ALLAHU EKBER**

1 herë: **LA ILAHE IL-LALL-LLAH**

## TEKBIRI FILLESTAR

Pasi ka hyrë koha e namazit të sabahut, kemi marrë abdest, së pari bëjmë nijetin (vendosim) për të falur dy rekat sunet. Drejtohemi nga kibla, ngremë duart dhe themi:

**ALLAHU EKBER** (Allahu është më i madhi).





Edhe te femrat kryhen të njëjtat veprime, përveç se ato gjatë lëvizjes dhe ngritjes së duarve, duhet të kenë kujdes që të mos u shihet ose zbulohet ndonjë pjesë e trupit, që është e ndaluar të shihet në namaz.

## QËNDRIMI NË KËMBË

Qëndrimi në këmbë është i domosdoshëm për atë që ka mundësi. Pas tekbirit fillestar, qëndrojmë në këmbë dhe këndojmë:

**Subhaneke Allahumme, ue bihamdike, ue tebarekesmuke, ue teala xhed-duke, ue la ilahe gajruke.**

## KËNDIMI I KURANIT

Pastaj këndojmë eudhu-besmelen:

**"Eudhu bil-lahi minesh-shejtanirr-rraxhim, Bismil-lahirr-rrahmanirr-rrahim".**





Pastaj këndojmë suren e parë të Kuranit, el-Fatiha:

**Elhamdu lil-lahi Rabbil-alemin, Err-Rrahmanirr-Rrahim. Maliki jeumid-din. Ij-jake na'budu ve ij-jake nestein, ihdinas-siratal mus-tekim. Siratal-ledhine en'amte alejhim. Gajril-magdubi alejhim, ue led-dal-lin. AMIN !**

Pas Fatihasë, këndojmë një sure tjetër, për shembull, suren el-Keuther:

**“In-na eatajnakel-keuther, fe sal-li li rab-bike uen-har, in-ne shanieke huuel ebter.”**

## PËRKULJA NË NAMAZ (RUKU)

Pas këndimit të sures së dytë, themi; **“ALLAHU EKBER”,** dhe përkulemi në ruku. Meshkujt kapin gjunjët me duar, ndërkohë që gishtërinjtë e duarve i mbajnë të ndarë prej njëri-tjetrit. Koka dhe shpina vijnë drejt, kurse shikimi drejtohet në shpinën e këmbëve.





Ndërsa femrat i vënë duart pak më lart prej gjunjëve, me qëllim që shpina të mos rrijë drejtë si e meshkujve, por të qëndrojë pak më lartë. Kurse gishtërinjtë e duarve i mbajnë të mbyllura.

Kur ndodhen në ruku, si meshkujt ashtu edhe femrat thonë tri herë:

**SUBHANE RABBIJEL ADHIM.**

**Ngritja nga rukuja**

Bëhet duke thënë:

**SEMIALLAHU LIMEN HAMIDEH** e pastaj themi:

**RABBENA UE LEKEL HAMD** dhe tani jemi në qëndrim të drejtë. Pastaj, duke thënë përsëri:

**ALLAHU EKBER**, biem në sexhde.

## RËNIA NË SEXHDE

Vendosja e ballit në tokë gjatë namazit quhet SEXHDE. Çdo rekat ka nga dy sexhde, ajo bëhet duke vënë gjunjët, ballin dhe hundën në tokë mes dy duarve dhe duke prekur tokën me majë të gishtërinjve të këmbës.



Edhe femrat i kryejnë të njëjtat veprime, vetëm se ato vënë në tokë shpinën e gishtërinjve të këmbës. Është mirë që ato ta mbledhin veten, aq sa kanë mundësi. Në sexhde këndohet tri herë:

**SUBHANE RABBIJEL E'ALA**.



Duke u ngritur nga sexhdja e parë, themi:

**ALLAHU EKBER**, dhe rrimë ulur në mes dy sexhdeve sa të themi: **RABBIGFIRLI**. Pastaj duke thënë përsëri:

**ALLAHU EKBER**, biem në sexhden e dytë dhe përsërisim edhe tri herë: **SUBHANE RABBIJEL E'ALA**.

Duke thënë: **ALLAHU EKBER** ngrihemi në këmbë.

Tashmë, përfunduam një rekat të sunetit të sabahut. Rekati i dytë falet pothuajse si i pari, me pak ndryshim në fillim të rekatit.

Pra, në rekatin e dytë, së pari lexojmë **BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM**, pastaj lexojmë suren el-Fatiha dhe më pas këndojmë një sure tjetër, si p.sh, suren el-Ihlas:

**“Kul huvAllahu ehad. Allahus-samed. Lem jelid ue lem juled ue lem jekul lehu kufu-uen ehad.”**

Pastaj, duke thënë: “**ALLAHU EKBER”** përkulemi, pra biem në ruku, sikurse në rekatin e parë dhe pastaj biem në sexhde. Në fund, pas dy sexhdeve, qëndrojmë ulur.





Ulja e fundit bëhet duke u ulur mbi këmbën e majtë, kurse të djathtën e mbajmë me gishtërinj të drejtuar nga kibla. Shuplakat e duarve i mbajmë mbi gjunjë, kurse shikimin e përqendrojmë në to ose mes tyre.

## ULJA E FUNDIT

Gjatë qëndrimit ulur lexojmë Et-Tehijatun, Shehadetin, Salavatet dhe duatë.

### ETTEHIJJATI

**"Ettehijjatu lil-lahi ues-salauatu ue-tajjibatu, esselamu alejke ejjuhen-nebijju ue rahmetull-llahi ue berekatuhu. Esselamu alejna ue ala ibadil-lahis-salihin.**

**Esh'hedu en la ilahe il-lall-llah. Ue esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu".**

Përkthimi:

"Nderimet, lutjet dhe të mirat i takojnë Allahut. Paqja, mëshira dhe bekimi i Tij qofshin mbi ty, o i Dërguar. Paqja qoftë edhe mbi ne dhe mbi të gjithë robërit e mirë të Allahut!

Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhammedi është rob dhe i dërguar i Tij".

### SALAVATET

**"Allahumme sal-li ala Muhammedin ue ala ali Muhammed. Kema sal-lejte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahim. Inneke hamidun mexhid.**

**Allahumme barik ala Muhammedin ue ala ali Muhammed. Kema barekte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahim. Inneke hamidun mexhid".**

Përkthimi:

"O Zoti im! Bekoje Muhammedin dhe familjen e tij, siç e bekove Ibrahimin dhe familjen e tij, me të vërtetë Ti je i

lavdëruar dhe i lartësuar!

O Zoti im! Begato Muhammedin dhe familjen e tij, siç e begatove Ibrahimin dhe familjen e tij, me të vërtetë Ti je i lavdëruar dhe i lartësuar!”

## DUATË (LUTJET)

**“Rabbena atina fid-dun-ja haseneten ue fil-ahireti haseneten ue kina adhaben-nar.”**

**“Rabbenag-firli ue li ualidejje ue lil-mu’minine jeume jekumul-hisab”.**

Përkthimi:

“O Zoti ynë, na jep mirësi në këtë jetë, dhe mirësi në botën tjetër, dhe na ruaj nga dënimet e Xhehennemit (Ferrit)!

O Zoti ynë, më fal mua, prindërit e mi dhe gjithë besimtarët në atë ditë kur fillojnë llogaritë”.



**Selami**

Pasi t'i këndojmë të gjitha këto, e kthejmë kokën në anën e djathtë duke thënë:

**Es-selamu alejkum ue rahmetull-llah**.

Të njëjtën gjë e përsërisim edhe në anën e majtë, gjithmonë duke e mbajtur shikimin tek supet.





Me këtë, përfunduam dy rekate sunet të sabahut. Menjëherë pas selamit, lexojmë:

**Allahumme entes-selam ue minkes-selam tebarekte ja dhel xhelali uel ikram**.

Namazi i sabahut ka edhe dy rekate FARZ, të cilat falen në të njëjtën mënyrë, sikurse suneti, por me ndryshimin se te meshkujt thirret ikameti.

## NAMAZI I DREKËS

Namazi i drekës përbëhet nga dhjetë rekate:

**4** sunet, **4** farz, **2** sunet të fundit.

Pasi kemi bërë nijetin për sunetin e drekës, fillojmë namazin me **tekbirin fillestar**, pastaj këndojmë **subhaneken, eudhu besmelenë, fatihanë** dhe një **sure**. Pas **rukusë** dhe **dy sexhdeve**, ngrihemi në rekatin e dytë, ku këndojmë **besmelenë, fatihanë** dhe një **sure**.

Pas rekatit të dytë, qëndrojmë në uljen e parë ku lexojmë vetëm **Etehijatun,** pastaj ngrihemi në rekatin e tretë dhe të katërt, ku lexojmë të njëjtën gjë sikurse në rekatin e dytë. Në fund, qëndrojmë në uljen e fundit, ku këndojmë **Etehijatun, salavatet** dhe **duatë**. Pas këtyre, japim **selam**.



## KATËR REKATE FARZ TË DREKËS

| | |
|---|---|
| ***REKATI I PARË***<br>- Ikameti<br>- Nijeti<br>- Tekbiri fillestar<br>- Subhanneke<br>- Eudhu besmele<br>- Fatiha<br>- Një sure<br>- Rukuja<br>- Dy sexhde<br>Ngritja në rekatin e dytë | ***REKATI I DYTË***<br>- Besmeleja<br>- Fatiha<br>- Një sure<br>- Rukuja<br>- Dy sexhde<br>- Ulja dhe<br>leximi i ettehijatus<br>- Ngritja<br>në rekatin e tretë |
| ***REKATI I TRETË***<br>- Besmeleja<br>- Fatiha<br>- Rukuja<br>- Dy sexhde<br>- Ngritja në<br>rekatin e katërt | ***REKATI I KATËRT***<br>- Besmeleja<br>- Fatiha<br>- Rukuja<br>- Dy sexhde<br>- Ulja e fundit<br>- Ettehijatu<br>- Salavatet<br>- Duatë<br>- Selami |

Dreka ka edhe dy rekate sunet, pas farzit, të cilat falen në tërësi sikurse suneti i sabahut.

## NAMAZI I IKINDISË

Namazi i ikindisë ka **8** rekate:

**4** sunet dhe **4** farz.

**Suneti** i ikindisë ndryshon në të falur nga ai i drekës, ngaqë në uljen e parë përveç **Et-tehij-jatus** lexohen edhe **salavatet**, ndërsa kur ngrihemi në rekatin e tretë lexojmë edhe **Subhaneke** dhe **Eudhu-besmelenë**. Kurse farzi, është plotësisht i njëjtë me atë të drekës. Gjithashtu edhe lutjet pas namazit janë të njëjta.

## NAMAZI I AKSHAMIT

Namazi i akshamit ka **5** rekate:

**3** farz dhe **2** sunet.

Dy rekatet e para të farzit të këtij namazi falen sikurse namazi i sabahut, deri tek Et-tehij-jatu. Kurse në rekatin e tretë lexohet vetëm sureja Fatiha**,** bëhet rukuja, dy sexhdet, Et-tehij-jatu, salavatet, duatë dhe jepet selam. Suneti i akshamit është i ngjashëm me sunetin e sabahut.

## NAMAZI I JACISË

Namazi i jacisë ka **13** rekate:

**4** sunet, **4** farz, **2** sunet të fundit dhe **3** salati-vitër.

Suneti i jacisë falet sikurse suneti i ikindisë. Dy rekatet e fundit të sunetit falen si suneti i sabahut.

## SALATI VITRI (namazi i vitrit)

Namazi i vitrit përbëhet prej tre rekateve. Dy rekatet e para falen si suneti i sabahut, kurse pas uljes dhe leximit të **Et-tehijjatus** dhe **Shehadetit**, ngrihemi në rekatin e tretë, ku këndojmë **Besmelenë, Fatihanë** dhe **një sure**, pastaj i ngremë duart si në tekbirin fillestar, duke thënë **Allahu Ekber** dhe, pasi t'i ulim dhe t'i lidhim duart, lexojmë **duanë e Kunutit**. Pas kësaj, përkulemi në ruku, biem në sexhde, bëjmë Et-tehij-jatun, salavatet, duatë dhe japim selam, me të cilin edhe përfundojmë namazin e vitrit. Ai që nuk e di duanë e Kunutit, në vend të saj mund të thotë tri herë (ose më tepër): **Allahumme gfirli.**

**Duaja e Kunutit**

**"Allahumme inna nesteinuke, ue nestagfiruke, ue nestehdike, ue nu'minu bike, ue netubu ilejke, ue neteuekkelu alejke, ue nuthni alejkel-hajre kul-lehu, neshkuruke, ue la nekfuruke, ue nahleu ue netruku mej jefxhuruke".**

**"Allahumme ijjake na'budu, ue leke nusal-li ue nes-xhudu. Ue ilejke nes'a ue nahfidu. Nerxhu rahmeteke ue nahsha adhabeke. Inne adhabeke bil-kuffari mul-hik".**

Përkthimi:

"O Zot, ne prej Teje kërkojmë ndihmë, prej Teje kërkojmë falje, dhe prej Teje kërkojmë udhëzim. Ne Ty të besojmë, Ty të drejtohemi me pendime, në Ty mbështetemi, edhe Ty të jemi mirënjohës në çdo të mirë. Ty të falenderojmë dhe nuk i mohojmë mirësitë Tua. Refuzojmë dhe i shmangemi atij që gabon ndaj Teje. O Zot, vetëm Ty të adhurojmë, për hir

Tëndin falemi dhe përulemi në tokë, vetëm nga Ti anojmë dhe përpiqemi duke shpresuar në mëshirën Tënde, e duke iu frikësuar dënimit Tënd. Dënimi Yt, vërtet, do t'i arrijë jobesimtarët".

### SEHVI SEXHDE

Sehvi sexhdeja është kompensim i mangësive në namaz. Kjo sexhde bëhet kur vonohet ose ndërrohet pa dashje radhitja e ndonjë prej farzeve të namazit. Gjithashtu, edhe nëse lihet pa u zbatuar ndonjë vaxhib.

#### Si bëhet sehvi sexhdeja?

Pasi na bie ndërmend lëshimi që kemi bërë gjatë faljes, dhe kemi arritur në uljen e fundit, lexojmë **Et-tehij-jatun** dhe japim selam vetëm në anën e djathtë. Pastaj bëjmë dy sexhde, sikurse në çdo namaz. Pas kësaj, rrimë ulur dhe lexojmë **Ettehijatun, salavatet, duatë** dhe japim selam. Me këtë, e kemi kompensuar lëshimin që kemi bërë gjatë namazit.

## NAMAZI I UDHËTARIT

Duke pasur parasysh vështirësitë dhe mundimet trupore e shpirtërore që mund të hasë udhëtari në rrugën e tij, Allahu (xh.sh.), ka bërë disa lehtësime. P.sh., namazet farz katër rekatëshe, shkurtohen dhe falen me dy rekate, derisa të kthehet nga udhëtimi. Udhëtar konsiderohet personi që udhëton më tepër se 80 km dhe që ka për qëllim të qëndrojë jo më shumë se 15 ditë jashtë vendbanimit të vet.

## NAMAZI I XHUMASË

Namazi i xhumasë është një prej ibadeteve (adhurimeve) javore, që falet ditën e premte në kohën e namazit të drekës. Ky namaz falet në këtë mënyrë:

Pasi thirret ezani, i cili lajmëron hyrjen e kohës së xhumasë, ngrihemi dhe falim 4 rekate sunet të xhumasë, të cilat falen si suneti i drekës.

Pas kësaj, muezini thërret edhe një ezan brenda në xhami, pas të cilit imami (hatibi) mban hytben (ligjërimin dhe këshillat, që ka për xhematin).

Me përfundimin e hytbes nga ana e imamit, muezini ngrihet në këmbë, bën ikametin dhe më pas falen dy rekat farz të xhumasë me xhemat, pra me imam dhe në të njëjtën mënyrë, si farzi i sabahut.

Pas farzit të xhumasë, janë edhe 4 rekat sunet, të cilat falen si sunetet para farzit. Me këtë, përfundon edhe namazi i xhumasë.

Namazi i xhumasë, është farz për atë që plotëson këto kushte:

- Të jetë mashkull, pasi xhumaja nuk është obligim për femrat. Por, nëse ato dëshirojnë të marrin pjesë në namazin e xhumasë, janë të lira ta falin këtë namaz.

- Të jetë i lirë, sepse namazi i xhumasë nuk është obligim për të burgosurit ose robërit dhe për të gjithë ata që janë në pozita të ngjashme me ta;

- Të mos jetë udhëtar (mysafir);

- Të mos ketë sëmundje e cila do të përkeqësohet nëse personi shkon në namazin e xhumasë. Të mos jetë i verbër ose i gjymtuar nga këmbët.

- Të ketë më tepër se tre persona, përveç imamit;

- Të falet në xhaminë kryesore dhe nga ana e udhëheqësit të myslimanëve, ose nga dikush që emërohet prej udhëheqësit;

Gjithashtu, është sunet i Pejgamberit (a.s.), që në ditën e xhuma, para shkuarjes në xhami, të merret gusul, të vishen rroba të bukura e të pastra dhe të përdoren erëra të mira. Gjatë rrugës për në xhami, të përmendet dhe madhërohet Allahu (xh.sh.), kurse në xhami të dëgjohet hutbeja (ligjërimi) me vëmendje dhe respekt.

Është e lavdërueshme, që pas kthimit në shtëpi, ta informojmë familjen për hytben që kemi dëgjuar në xhami.

## NAMAZET KAZA

Nëse namazi vonohet pa arsye, është gjynah i madh, pasi namazi është shtyllë e besimit Islam. Por, nëse namazi na kalon për një shkak të arsyeshëm, p.sh, harresa, gjumi, sëmundja etj., atëherë e kemi për detyrë ta falim atë në momentin më të parë që kemi mundësi. Kaza falen vetëm namazet farze dhe vaxhib.



## NAMAZI I BAJRAMIT

Brenda vitit, myslimanët kanë dy bajrame:

- **Bajrami i Fitrit** (Bajrami i Madh), që është pas Ramazanit.

- **Bajrami i Kurbanit** (Bajrami i Vogël), që është pas Haxhit.

Në ditën e parë të të dy Bajrameve, është vaxhib të falet namazi i Bajramit, i cili falet me xhemat.

Falja e namazit të Bajramit bëhet në këtë mënyrë:

Pas bërjes së nijetit, imami bën tekbirin fillestar, të cilin e bëjmë edhe ne pas tij. Pastaj lidhen duart dhe lexohet **Subhanekja**. Pas kësaj, të udhëhequr nga imami, bëhen edhe tre tekbire, duke i ngritur duart në secilin prej tyre, si në tekbirin fillestar. Më pas imami lexon me zë **Fatihanë** dhe **një sure**.

Pas rukusë dhe dy sexhdeve, ngrihemi në rekatin e dytë. Në rekatin e dytë imami lexon **Besmelenë, Fatihanë**, dhe **një sure**. Pastaj marrim përsëri **tre tekbire**, si në rekatin e parë dhe ndërkohë që themi për të katërtën herë: **Allahu Ekber,** përkulemi në **ruku**, bëjmë **sexhdet**, themi **Et-tehijjatun**, **salavatet**, **duatë** dhe japim **selam**. Pas namazit, muezini bën tekbiret e teshrikut, ndërsa imami hipën në hytbe. Pas përfundimit të hytbes, imami kthehet në mihrab, ku lexon duanë e me këtë përfundon edhe ky namaz.

### TEKBIRET E TESHRIKUT

Dita para Bajramit, quhet dita "arefe". Tekbirët e teshrikut fillojnë prej sabahut të ditës arefe, deri në namazin e ikindisë së ditës së katërt të Bajramit të Kurbanit pas çdo namazi farz. Gjithsej, janë 23 namaze farz, pas së cilëve bëhen tekbirët e teshrikut. Këto tekbire thuhen nga një herë pas çdo namazi: **Allahu ekber, Allahu ekber, la ilahe il-lallahu uallahu ekber, Allahu ekber ue lil-lahil hamd.**

## NAMAZI I XHENAZES (TË VDEKURIT)

Duhet të dimë se çdo gjë që ka krijuar Allahu (xh.sh.), ka fillimin dhe fundin e vet. Po kështu edhe njeriu. Në Kuranin Kerim, në lidhje me këtë çështje, urdhërohet:

***"Çdo qenie e gjallë do ta shijojë vdekjen..."*** (Ali-Imran, 185)

Kurani na mëson edhe më tepër, kur na njofton se vdekja është një ndarje nga kjo botë, për të kaluar në jetën e amshueshme.

Nderimet e fundit që jemi të obliguar t'i bëjmë të vdekurit janë: **Pastrimi, mbështjellja me qefin, falja e xhenazes dhe varrimi**.

Namazi i xhenazes falet në këtë mënyrë:

Pas nijetit, të udhëhequr nga imami, marrim tekbirin fillestar dhe lexojmë **Subhaneken.** Përsëri marrim tekbir dhe lexojmë **Salavatet.** Pastaj, përsëri marrim tekbir dhe lexojmë duanë e xhenazes, e kush nuk e di këtë dua, mund të lexojë duatë:

"**Rab-bena atina fid-dunja haseneten ve fil ahireti haseneten ve kina adhaben-nar. Rab-benagfirli ve li validej-je ve lil mu'minine jevme jekumul hisab**".

Ose ndonjë lutje tjetër për të vdekurin.

Pas tekbirit të katërt, japim selam dhe me këtë përfundon ky namaz.

Namazi i xhenazes nuk ka as ruku, as sexhde dhe as ulje në fund të namazit.

## NAMAZI ME XHEMAT

Namazet farz mund dhe është e këshillueshme të falen bashkarisht me të tjerët (xhemat), ndërsa namazet sunet falen vetëm.

Gjatë faljes me xhemat, imami qëndron përpara, ndërsa xhemati radhitet pas tij në rreshta (safë), krah për krah, në mënyrë që nëpërmjet safëve të mos lihen hapësira bosh. Kur imami bën tekbirin fillestar dhe fillon namazin xhemati ndjek veprimet e tij në heshtje (pa zë).

Namazi me xhemat mund të falet si në xhami, ashtu edhe në vende të tjera, si në dhomë, në kopsht, në arë etj. Në namazin e akshamit, jacisë dhe të sabahut, imami e lexon Kuranin me zë; në drekë dhe në ikindi pa zë.

Namazet që duhet të falen patjetër me xhemat, janë namazi i xhumasë dhe namazet e dy Bajrameve. Namazet e tjera farz mund të falen edhe vetëm, por falja e tyre me xhemat është shumë më e mirë dhe ka më shumë shpërblime. Madje siç transmetohet nga Ebu Hurejre (r.a.), i Dërguari i All-llahut (a.s.), ka thënë, se: *"Namazi me xhemat është 27 herë më i vlefshëm se namazi i falur në shtëpi apo në treg..."*

Nëse kemi arritur në xhemat, pasi imami ka filluar namazin, marrim tekbir, dhe menjëherë hyjmë në namaz.

Nëse e zëmë imamin në ruku, llogaritet se e kemi zënë rekatin në tërësi e, në qoftë se na ka kaluar një rekat, dy ose më tepër, atëherë, pasi imami jep selam, ngrihemi dhe falim rekatet e mbetura.

## NAMAZI I TARAVIVE

Namazi i taravive, është një namaz i veçantë që falet pas namazit të jacisë, vetëm në muajin e Ramazanit.

Ky namaz zakonisht falet me njëzet rektat, të cilat ndahen nga dy ose nga katër rekate. Nëse i falim me nga dy rekate, falen njësoj si dy rekatet e sunetit të akshamit, por nëse i falim me nga katër rekate, falen njësoj si katër rekatet e sunetit të jacisë. Pas namazit të taravisë, kush dëshiron mund të falë edhe namazin e vitrit me imam. Në fund, bëhen lutjet si në të gjitha namazet e tjera.

E veçanta e namazit të taravive, është se pas çdo katër rekateve, bëhet një pushim i shkurtër, veprim ky që i ka dhënë edhe emrin këtij namazi. Pra, "namazi me pushime".



## KUSHTI I TRETË I ISLAMIT

# AGJËRIMI I RAMAZANIT

Ramazani, është muaji në të cilin çdo mysliman që ka arritur moshën e pjekurisë, e ka farz agjërimin. Të agjërosh, do të thotë të largohesh nga ngrënia, pirja, tymosja e duhanit dhe marrëdhëniet seksuale, duke filluar para agimit e deri sa të perëndojë dielli. Qëllimi i agjërimit, është vërtetimi i besnikërisë dhe përkushtimit ndaj Allahut (xh.sh.).

Çdo mysliman e myslimane që ka arritur moshën e pjekurisë dhe gëzon shëndet të mirë fizik e mendor, e ka farz (obligim) agjërimin e muajit të Ramazanit. Ata që i plotësojnë kushtet e mësipërme, por janë udhëtar ose janë gra me të përmuajshme dhe lehona, agjërimi i atyre ditëve nuk është farz për ta. Ditët që nuk agjërohen, duhet të plotësohen pas Ramazanit sapo të plotësohen kushtet e duhura. Nijeti për të agjëruar, është kusht i domosdoshëm i këtij adhurimi. Nijeti mjafton të bëhet me zemër. Madje, edhe ngritja në syfyr, përcakton nijetin.

Ramazani është muaj lutjesh, bamirësie dhe ringjalljeje fetare. Nëpër xhami lexohet dhe shpjegohet Kurani, nëpër shtëpi ndihmohen të varfrit, vizitohen dhe u bëhet pritje farefisit, fqinjëve, dashamirëve dhe miqve.

Gjatë gjithë netëve të muajit të Ramazanit falen namazet e taravive. Syfyri, është koha kur myslimani përgatitet për të agjëruar, duke ngrënë e pirë mjaftueshëm dhe duke plotësuar të gjitha nevojat e tjera, të cilat nuk mund t'i kryejë gjatë agjërimit.

"Imsak" quhet momenti i fillimit të agjërimit, ndërsa "iftar" është momenti, kur duhet të ndërpritet agjërimi. Agjërimi është shumë i dobishëm, si për shpirtin, ashtu edhe për trupin. Në sajë të agjërimit forcohet vullneti dhe disiplina. Gjatë agjërimit, duhet të ruhemi nga të gjitha veprat e këqija, sidomos nga fjalët e shëmtuara dhe thashethemet.

KUSHTI I KATËRT I ISLAMIT

# ZEKATI

Zekati është një nga pesë shtyllat e fesë islame dhe një rregullator shumë i rëndësishëm ekonomik e shoqëror. Me anë të namazit arrihet barazia shpirtërore e trupore mes njerëzve dhe popujve, ndërsa me anë të zekatit arrihet barazia ekonomike dhe shoqërore. Kjo i mundëson mbarë njerëzimit të jetojë i lumtur e në paqe, si të ishte një trup i vetëm.

Zekati është një taksë e detyrueshme fetare. Llogaritja e zekatit bëhet në bazë të arit dhe argjendit. Në bazë të kësaj, nëse një mysliman pasi të ketë larë borxhet dhe të ketë llogaritur shpenzimet, i ngelet në dorë mall, para, ar ose argjend, të paktën në vlerën e 85 gr ar ose 642 gram argjend, atëherë atij i bëhet farz dhënia e zekatit. Gjithashtu, kjo pasuri duhet të ketë plotësuar një vit (hënor 355 ditë) në pronësinë e atij myslimani. Prej kësaj pasurie duhet të jepet 1/40, në mall, para, ar ose argjend, që do të thotë, 2,5 % të saj.

Shtëpia, mobiljet, veshjet, ushqimet, mjetet e punës, librat, mallrat që nuk janë për tregti, si kafshët e ngarkesës, sendet prej ari, argjendi, e gurësh të çmuar që përdoren për zbukurim, etj., nuk futen në llogarinë e zekatit.

Zekati mund të jepet në çdo kohë, por zakonisht, jepet në muajin e Ramazanit, për shkak të begatisë dhe vlerës së këtij muaji të bekuar.

Zekati nuk mund t'i jepet as bashkëshortëve, as fëmijëve dhe as prindërve, për arsye se këta janë të detyruar që të ndihmojnë njeri-tjetrin në momente të vështira. Me dhënien e zekatit, plotësojmë obligimet tona ndaj nevojtarëve, forcojmë dashurinë ndaj njëri-tjetrit dhe mbajmë gjallë ekonominë e vendit.

## KUSHTI I PESTË I ISLAMIT

# HAXHI

Haxh, është shkuarja dhe qëndrimi në Arafat dhe Tavafi i Qabes në kohën e caktuar. Haxhin e ka obligim çdo mysliman e myslimane, së paku një herë në jetën e tij, nëse ka mundësi. Ai që kryen haxhin, quhet haxhi.

Ky adhurim fizik e shpirtëror, ka një rëndësi shumë të madhe. Në të shihet vëllazërimi i vërtetë islam dhe dashuria e vërtetë që ka besimtari për Allahun (xh.sh.). Haxhin mund ta quajmë edhe kongresin e përvitshëm të myslimanëve të mbarë botës.

Para se të nisemi për haxh, duhet:

1. Të pendohemi për gabimet e bëra dhe të vendosim që në të ardhmen të jemi të drejtë ndaj Allahut (xh.sh.) dhe ndaj njerëzimit, duke bërë një jetë të rregullt dhe të njerëzishme.

2. Të lajmë borxhet dhe t'u kërkojmë falje e hallallëk njerëzve në përgjithësi dhe atyre që u kemi bërë padrejtësi.

3. Të sigurojmë familjen materialisht, deri sa të kthehemi prej haxhit.

Haxhi ka rregulla dhe dispozita të posaçme, të cilat mund të mësohen më së miri gjatë vetë kryerjes së haxhit.

Farzet e haxhit janë:

1. Veshja e ihramit (veshje e posaçme).

2. Qëndrimi në Arafat (vend afër Mekës).

3. Tavafi (Vizita e nderit rreth e përqark Qabes).

4. Saji (Vrapimi ndërmjet dy kodrave, Safa dhe Merve).



## KURBANI

Çdo mysliman dhe myslimane, që ka pasuri më tepër nga nevojat shtëpiake, e ka vaxhib të bëjë kurban në Bajramin e Kurbanit.

Për kurban mund të priten bagëti të imta, si delet, dhitë, etj., dhe bagëti të trasha, si lopët, devetë, etj. Bagëtitë e imta konsiderohen si një kurban, ndërsa bagëtitë e trasha janë të barasvlershëm me shtatë kurbanë.

**Kushtet e kurbanit:**

1- Koha e kurbanit. Kurbani mund të pritet menjëherë pas faljes së namazit të Bajramit e deri në ikindinë e ditës së tretë të Bajramit. Kurbani që theret para namazit të bajramit duhet përsëritur.

2- Mosha minimale e kurbanit: Të imtat duhet të jenë 1 vjeçare. Mirëpo edhe delja 6 muajshe që është e zhvilluar si 1 vjeçaret vlen për kurban. Ndërsa të trashat, duhet të jenë 2 vjeçare, përveç deveve që duhet të jenë 5 vjeçare.

3- Të jetë pa të meta. Pra, kafsha të mos jetë e verbër, e sëmurë, e gjymtuar, me bri të thyer, vesh të prerë etj.

Kurbani prihet me emrin e Allahut (Bismilah) dhe zakonisht, ndahet në tre pjesë, një për familjen, një për të varfrit dhe një tjetër për të afërmit e fqinjët. Ndërsa lëkura e kurbanit nuk lejohet të shitet.

## MORALI ISLAM (AHLAKU)

Morali është përmbledhja e rregullave rreth sjelljeve të mira. Të jesh i moralshëm, do të thotë t'u përmbahesh rregullave dhe normave morale, ndërsa të jesh i pamoralshëm, do të thotë t'i shkelësh ato rregulla. Burimet e moralit islam janë Kurani, Suneti dhe sjellja e njerëzve të mëdhenj të islamit.

Dispozitat mbi moralin islam ndahen në tre grupe:

1. Detyrat ndaj Allahut Fuqiplotë.
2. Detyrat ndaj vetvetes.
3. Detyrat ndaj të tjerëve.

### DETYRAT NDAJ ALLAHUT (XH.SH.)

1. T'u besojmë pa mëdyshje sharteve të imanit.
2. Të kryejmë rregullisht dhe me dëshirë detyrat fetare.
3. Të besojmë me bindje se çdo gjë që ka urdhëruar Allahu është e dobishme dhe çdo gjë që ka ndaluar, është e dëmshme.

### DETYRAT NDAJ VETVETES

1. Të ruajmë shëndetin dhe jetën.
2. Të fisnikërojmë zemrën me besim dhe dituri.
3. Të aftësohemi për punë të dobishme dhe për fitim.
4. Të bëjmë shprehi sjelljet e mira.

### DETYRAT NDAJ TË TJERËVE

Ndaj të tjerëve, kemi për detyrë të jemi të mirë, të drejtë, të sinqertë dhe të dobishëm. Këtu hyn edhe mbrojtja e mjedisit, e gjallesave dhe e bimëve.

## DETYRA TË VEÇANTA

Detyrat e moralit mund të jenë të veçanta dhe të përbashkëta.

### JETA DHE SHËNDETI

Jetën dhe shëndetin na i dhuroi Allahu i Madhërishëm, prandaj duhet t'i ruajmë ato duke u kujdesur për pastërtinë, ushqimin, veshmbathjen dhe sjelljen. Një kujdes shumë madh duhet treguar edhe ndaj pastërtisë personale.

### USHQIMI DHE VESHMBATHJA

Allahu (xh.sh.), ka krijuar për ne ushqime me lloje dhe shije të ndryshme. Ai na ka mësuar e udhëzuar që të konsumojmë ushqime të dobishme dhe të lejueshme, por duke mos e tepruar me to.

Gjithashtu, Allahu (xh.sh.), na e ka ndaluar konsumimin e disa ushqimeve, si: mishin dhe yndyrën e derrit, mishin e kafshëve të ngordhura, mishin e kafshëve që nuk janë therur sipas dispozitave të caktuara islame, gjakun dhe të gjitha pijet alkoolike (dehëse).

Myslimanët duhet të vishen si u ka hije dhe nuk duhet ta teprojnë në stoli e luks. Meshkujt nuk lejohet të mbajnë mëndafshin dhe arin, ndërsa femrat nuk lejohet të mbajnë rroba të shkurtra, të ngushta dhe të tejdukshme.

Ushqimi, veshmbathja dhe çdo gjë tjetër, duhet të jenë të fituara në mënyrë të ndershme (hallall).

## DITURIA DHE EDUKIMI

Dituria dhe edukimi na fisnikërojnë zemrën dhe mendjen. Gjithashtu, na largojnë nga veprat, fjalët, mendimet dhe shprehitë e këqija. Nuk mjafton të kemi vetëm dituri, por në të njëjtën kohë duhet edhe të veprojmë sipas asaj diturie. Veprimi në përputhje me dituritë, përsos aftësitë tona, na bën të sinqertë dhe të besueshëm.

Që të arrijmë një edukim sa më të mirë, duhet të kemi disa cilësi, si natyrshmëria, turpi, vëmendja dhe durimi. Gjithashtu, duhet të qëndrojmë larg paragjykimeve, mendjemadhësisë, kryeneçësisë dhe ashpërsisë.

## PUNA DHE EKZISTENCA

Myslimani ka për detyrë që jetën e vetes dhe familjes së tij, ta sigurojë në mënyrë të ndershme dhe të lejuar nga feja. Ai duhet të jetë gjithmonë i gatshëm të ndihmojë të varfërit e të paaftit, të kontribuojë për fe e për atdhe.

Gjithashtu, për të pasur sukses në punë dhe në jetë, myslimani duhet të mbështetet gjithmonë tek Allahu i Lartësuar dhe t'i lutet Atij vazhdimisht.

## PRIRJET E MIRA

Prirjet e mira merren në shkollë, në familje dhe në shoqëri të mirë. Në rrugë dhe në shoqëri të keqe, në përgjithësi fitohen prirje dhe vese të këqija.

Tek prirjet e mira bëjnë pjesë: rënia dhe ngritja herët nga gjumi, disiplina, besueshmëria, sinqeriteti, respekti ndaj të mëdhenjve dhe mëshira ndaj të vegjëlve. Gjithashtu edhe buzëqeshja, përshëndetja me selam dhe fillimi i çdo pune të mirë me Bismilah, janë prirje që duhet t'i përvetësojë çdo mysliman.

## MIRËSIA

Detyrat parësore të moralit ndaj njerëzve të tjerë janë: Mirësia, përpikëria dhe drejtësia. Mirësinë e karakterizojnë, mendimi i mirë ndaj të tjerëve, nëse e meritojnë, ndjesa (falja) dhe ofrimi i ndihmës të tjerëve në vepra të mira etj.

E kundërta e mirësisë, janë urrejtja, zilia dhe shpifja.

## PËRPIKËRIA

Përpikëria qëndron, në thënien e së vërtetës, largimin nga hipokrizia dhe zbatimin e premtimeve të dhëna.

E kundërta e përpikërisë, janë gënjeshtra, mashtrimi dhe hipokrizia.

Gënjeshtra dhe hipokrizia, pra thënia me dashje e të pavërtetave dhe mospërputhja e fjalëve me veprat, janë prej veprave më të urryera dhe hyjnë në gjynahet e mëdha.

Gjithashtu, ka gjëra që nuk duhen hetuar dhe zbuluar, edhe pse mund të jenë të vërteta e të sakta. Këtu hyjnë thashethemet dhe zbulimi i të metave e sekreteve të të tjerëve, të cilat po ashtu janë vepra shumë të urryera.

## DREJTËSIA

Drejtësia në islam, ka për bazë ruajtjen e jetës dhe të drejtave individuale e shoqërore, pa shkelur të drejtat e Allahut dhe njerëzve të tjerë. Në një ajet Kuranor, urdhërohet: ***"O besimtarë! Bëhuni zbatues të palëkundur të drejtësisë, duke dëshmuar në emër të Allahut, qoftë edhe kundër jush ose kundër prindërve dhe të afërmve tuaj. Qoftë i pasur ose i varfër... dhe mos shkoni pas epsheve tuaja e të shtrembëroni drejtësinë..."*** (Nisa, 135)

## DETYRAT NDAJ NJËRI - TJETRIT

Njeriu është qënie e prirur për jetë sociale. Forma më e thjeshtë e jetës sociale është familja. Ndërsa forma më e ndërlikuar e saj, është shteti. Kryesisht detyrat dhe marrëdhëniet shoqërore zhvillohen ndërmjet këtyre kategorive: burrë-grua, prind-fëmijë, familje-farefis, familje-fqinj, popull-popull, shtet-popull.

## LIDHJA MARTESORE

Myslimani që është i aftë për martesë, duhet të martohet dhe të lidhë kurorë. Kontrata mbi jetesën e përbashkët të burrit dhe të gruas, quhet kurorë ose nikah. Për të qenë i vlefshëm, kurorëzimi duhet të plotësojë këto kushte:

1. Të dy palët duhet të jenë të rritur, të gëzojnë shëndet mendor dhe të pranojnë me vullnet të lirë lidhjen e kurorës.

2. Të mos ketë pengesa fetare për kurorëzim.

3. Kurora të lidhet në praninë e dëshmitarëve.

Me lidhjen e kurorës, themelohet familja dhe merren përsipër obligimet e kurorës.

Burri është i detyruar të sillet mirë ndaj gruas dhe ta furnizojë me çdo gjë që duhet. Gruaja është e detyruar t'i bindet burrit të saj në gjithçka që s'është gabim dhe të ruajë nderin e pasurinë e burrit.

Megjithëse jo i pëlqyeshëm, shkurorëzimi është një akt i lejuar në islam. Por në të njëjtën kohë duhet të plotësojë edhe shkaqet dhe kushtet  e nevojshme.

## ÇFARË NA POROSIT ISLAMI PËR PRINDËRIT

-Foli prindit me butësi e fjalë fisnike.

-Dëgjoji ata e mos i shiko me fytyrë të vrenjtur.

-Përgjigjju thirrjeve të tyre, me të shpejtë e buzagaz.

-Nderoi shokët dhe të afërmit e tyre.

-Nëse dëshiron t'u shpjegosh diçka, bëje këtë me edukatë e sjellje të mirë.

-Mos u fol me zë të lartë dhe ngrihu në këmbë për ta.

-Ndihmoji prindërit në punët e përditshme, qoftë në shtëpi, qoftë jashtë saj.

-Mos udhëto për diku, në qoftë se nuk të japin leje për këtë.

-Mos u ul në tryezën e bukës para tyre.

-Mos u ul në vend më të lartë se ata.

-Në fillim të nderosh nënën, pastaj babanë dhe dije se xheneti është nën këmbët e nënës.

-Ruaju që të mos e zemërosh asnjërin prej tyre, se të gjen e keqja në këtë botë dhe në botën tjetër.

-Kur të kërkosh diçka prej tyre, fol me fjalë të buta dhe falenderoji për atë.

-Mos u zemëro, nëse nuk të përgjigjen në kërkesat e tua.

-Lutja e prindërve pranohet për të mirë dhe për të keq, prandaj, ruaju lutjes së tyre për të keq.

-Sillu mirë me të tjerët dhe mos i fyej prindërit e të tjerëve, sepse me këtë ke fyer prindërit e tu.

-Shtoji lutjet për ta, duke thënë:

"O Zoti im, ki mëshirë ndaj tyre, siç kanë pasur ata kujdes ndaj meje, në vogëli."

## DISA POROSI PËR PRINDIN

1. Të kujdesen për jetën dhe shëndetin e fëmijëve të tyre.
2. Të kujdesen për edukimin e mirë të tyre.
3. Të kujdesen për arsimimin ose aftësimin e tyre me ndonjë mjeshtëri, me qëllim që t'i përgatitin ata për jetë.
4. T'i pagëzojnë me emra të mirë.
5. Fëmijët meshkuj t'i bëjnë synet.
6. Të kujdesen për fëmijët meshkuj derisa të bëhen të aftë për jetesë dhe për femrat derisa të martohen.

## FAREFISI (AKRABAJA)

Edhe ndaj të afërmve të tjerë duhet pasur kujdes dhe sjellje të mirë. Pas prindërve, më të afërmit nga farefisi janë: vëllezërit, motrat dhe fëmijët e tyre, xhaxhai, daja, halla, tezja dhe fëmijët e tyre. Edhe të afërmit e tjerë duhet të shikohen, të ndihmohen, të vizitohen duke e ruajtur gjithnjë lidhjen farefisnore.

Ndihma ndaj të afërmve nuk duhet të jetë në dëm të njerëzve të tjerë.

## FQINJËT

Detyrat ndaj fqinjit janë:

1. Të përshëndetesh me ta dhe të kesh raporte të mira,
2. Të mos i bësh keq, për asnjë arsye.
3. Nëse ka mosmarrëveshje, të angazhohesh që ato të shuhen sa më shpejt.
4. Të ruash nderin dhe pasurinë e tyre.
5. T'i ndihmosh ata në çdo çështje që ke mundësi.
6. T'i vizitosh në rast gëzimi dhe hidhërimi.

## BASHKËSIA ISLAME (UMETI ISLAM)

Të gjithë myslimanët janë vëllezër në fe. Disa myslimanë formojnë një xhemat dhe shumë xhemate formojnë një bashkësi. Të gjithë myslimanët kanë disa detyra të caktuara ndaj bashkësisë në përgjithësi dhe xhematit në veçanti:

1. Të falen së bashku në xhamitë e tyre nëpër lagje.
2. Nëse ka mundësi, Bajramet dhe xhumatë t'i falin në bashkësi si një trup i vetëm.
3. Të kujdesen për njëri-tjetrin dhe për institucionet fetare.

## ATDHEU

Atdhe quhet vendi ku kemi lindur dhe ku jetojmë. Sipas islamit, myslimanët duhet ta duan atdheun e tyre dhe të kujdesen për të.

Detyrat ndaj atdheut janë:

1. Të kontribuosh në ndërtimin, zhvillimin dhe përparimin e tij.
2. Ta mbrosh atdheun nga rreziqet e jashtme dhe të brendshme.
3. Të kultivosh dashurinë dhe respektin ndaj atdheut ndër brezat e rinj.



# GJYNAHET

Feja është institucion hyjnor, i cili udhëzon njerëzit e mençur, që me dëshirën e tyre, të bëjnë atë që vetvetiu është e mirë. Feja ndalon të gjitha ato që janë të dëmshme e të këqija për trupin, shpirtin, zemrën, mendjen, pasurinë dhe nderin e njeriut.

Veprimi i diçkaje që është e ndaluar në fenë islame, quhet gjynah. Gjithashtu, gjynah janë edhe braktisja dhe neglizhimi me dashje i adhurimeve dhe detyrave fetare. Gjynahu është një e keqe që sjell pasoja negative, si në këtë jetë, ashtu edhe në jetën tjetër.

Në përgjithësi, gjynahet ndahen në të vogla dhe të mëdha. Por shumë dijetarë tërheqin vërejtjen, se myslimani nuk duhet të shohë se sa i madh apo i vogël është gjynahu i tij, por kujt po i bën gjynah. Kjo, sepse të gjitha shkeljet dhe mosrespektimet e urdhrave të Allahut, janë gjynahe ndaj Tij, sado të vogla qofshin ato.

Cënimi i jetës, shëndetit, pasurisë dhe nderit të tjetrit, janë gjynahe edhe ndaj të tjerëve, por edhe ndaj Allahut. Gjithashtu, edhe mundimi i gjallesave, vrasja, shkatërrimi i ambientit dhe bimëve, pa arsye të logjikshme, janë gjynahe ndaj Allahut të Madhërishëm, sepse të gjitha këto, janë amanete që Ai ua ka lënë njerëzve për t'i ruajtur dhe për t'i prëdorur pa i shpërdoruar.

Gjynahet e mëdha janë të shumta, por këtu do të përmendim disa gjynahe të cilat janë shkatërruese për njeriun:

1. Mohimi dhe ofendimi i Allahut (xh.sh.), i Pejgamberit (a.s.), i Kuranit dhe i të gjitha kushteve të islamit dhe imanit.
3. Vetvrasja dhe vrasja e tjetrit.
4. Keqtrajtimi dhe kundërshtimi i prindërve.
5. Gënjeshtra, dëshmia dhe betimi i rrejshëm, shpifja dhe tradhtia.
6. Vjedhja dhe kamata (fajdeja).
7. Imoraliteti, ngrënia dhe pirja e ushqimeve të ndaluara si dhe lojrat e fatit.

8. Përsëritja e gabimeve, edhe nëse janë të vogla.

## TEVBE (PENDIMI)

Për gjynahun e bërë me dashje ose pa dashje, duhet bërë pendesë (tevbe). Për dëmet e bëra, qofshin materiale ose morale, duhet bërë dëmshpërblim dhe duhet kërkuar falje (hallall). Pendimi kërkon sinqeritet dhe vendosmëri. Ai që pendohet duhet të vendos me zemër që veprën e keqe nuk do ta bëj më kurrë, pastaj shpreh fjalët e pendimit**: "Estagfirull-llah, Estagfirull-llah, Estagfirull-llah ve etubu ilejh"**. "O Zot i mëshirshëm, sinqerisht pendohem për gabimet që kam bërë dhe kërkoj faljen Tënde". Pasi shprehen këto fjalë, lexohet Amentubilahi dhe Shehadeti. E njëjta gjë bëhet edhe në qoftë se njeriu mashtrohet dhe e përsërit gjynahun për të cilin është penduar më parë.

Pendimi dhe kërkimi i faljes prej Allahut, nuk ka ndonjë kohë të veçantë, ai mund të bëhet në çdo kohë dhe vazhdimisht. Por ka momente dhe ditë kur duatë dhe teubet janë më të pranueshme tek Allahu, si muaji i Ramazanit, një e treta e natës, etj. Gjithashtu, Pejgamberi (a.s.), ka porositur



## VEPRIMTARIA DITORE E NJË MYSLIMANI

1. Posa të ngrihesh në mëngjes, me zemër të gëzuar kujtoje Allahun, merr abdest dhe fale sabahun! Mos e lër kurrë pa e bërë këtë!

2. Kujdesu për pastërtinë dhe rregullin! Shko i gëzuar në punë! Kryeje detyrën me kujdes e vetëdije!

3. Kur të takohesh me të tjerët, të jesh i sjellshëm, i mirë dhe i kujdesshëm! Ruaju nga fjalët e pakëndshme!

4. Kujtoje Allahun gjatë ditës, kujdesu për namazet dhe përpiqu, që të paktën, një namaz ta falësh në xhami!

5. Kurrë mos u ul në tryezë, pa i larë duart! Para se të fillosh të hash, thuaj Bismil-lah dhe pas ngrënies thuaj Elhamdul-lilah! Duart laji edhe pas buke! Ha pa e tepruar dhe kënaqu me atë që ke!

6. Mos fli pa e falur jacinë! Në shtrat lexo atë çfarë di përmendsh nga Kurani dhe mbështetu në mëshirën e Allahut! Mos fli shumë!

7. Ruaju nga mëkatet dhe shmangu nga shoqëria e keqe! Mos rri pa punë dhe ndihmoje në punë familjen dhe të afërmit!



# VLERA E FALËNDERIMIT, NJËSIMIT DHE LAVDËRIMIT

Pejgamberi, alejhis-selam, ka thënë: "Kush thotë:

*"La ilahe il-lallahu vahdehu la sherike leh. Lehul mulku ve lehul hamdu ve huve ala kul-li shej'in kadir"* (Nuk ka Zot tjetër veç Allahut, i Cili është Një dhe nuk ka rival. Atij i takon sundimi dhe falënderimi. Ai ka fuqi mbi çdo gjë), 100 herë në ditë, shpërblehet sikur të ketë liruar 10 robër, i shkruhen 100 sevape, i fshihen 100 gjynahe, është i mbrojtur prej shejtanit (djallit) deri në mbrëmje. Askush nuk ka vepruar më mirë se ky person, me përjashtim të atij që e përsërit këtë lutje më tepër se ai".

Pejgamberi, alejhis-selam, thotë:

"Dy fjalë janë të lehta për shqiptim, të rënda në mizan (peshorja e Ditës së Gjykimit), të dashura te Allahu.

**"Subhanall-llahi ve bihamdihi subhanall-llahil adhim".**

("I Lartësuar qoftë Allahu, të Cilit i takon lavdia, i Lartësuar qoftë i Madhërishmi").

## DUAJA E ISTIGFARIT

Pejgamberi, alejhis-selam, ka thënë: “Istigfari më i lavdëruar është: **Allahume ente rab-bi. La ilahe il-la ente, halekteni, ue ene abduke ue ene ala ahdike ue ua’dike mesteta’tu. Eudhu bike min sherr-rri ma sana’tu. Ebu’u leke bi ni’ametike alejje ve ebu’u bidhenbi fagfir-li feinnehu la jagfirdh-dhunube il-la ente.”**

(O Allah, Ti je Zoti im, nuk ka Zot tjetër veç Teje, unë, jam krijesa Jote, do të qëndroj besnik ndaj marrëveshjes (ahd) dhe premtimit Tënd, sa të mundem. Kërkoj që të më mbrosh prej së keqes që kam bërë. Unë jam mirënjohës ndaj dhuntive të Tua, i pranoj gabimet, më fal, sepse gjynahet nuk i fal kush veç Teje).

Kush e thotë këtë në mbrëmje (para se të flejë) dhe vdes po atë natë, hyn në xhenet e kush e thotë kur zgjohet dhe vdes atë ditë, hyn në xhenet.”

## LUTJA GJATË DALJES NGA SHTËPIA

**Bismil-lah, teuek-keltu al’All-llahi ue la havle ue la kuu-uete il-la bil-lah.**

(Me emrin e Allahut, në Allahun u mbështeta dhe s’ka fuqi e as forcë përveç me dëshirën e Allahut.)

(Ebu Davud, Tirmidhi)

## LUTJA GJATË HYRJES NË SHTËPI

**Bismil-lahi uelexhna ue bismil-lahi harexhna, ue ala Rab-bina teuek-kelna.**

(Me emrin e Allahut hymë dhe me emrin e Allahut dalim dhe te Zoti ynë mbështetemi.), pastaj përshëndetet familja.

(Ebu Davud)

## LUTJA PARA ABDESTIT

**Bismil-lah**

(Në emër të Allahut)

## LUTJA PAS PËRFUNDIMIT TË ABDESTIT

**Esh-hedu en la ilahe il-lallahu uahdehu la sherike lehu ue esh-hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluhu.**

(Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut Një, i vetëm dhe i pashoq dhe dëshmoj se Muhamedi (a.s), është rob dhe i dërguari i Tij.)

(Transmeton Muslimi)

**Allahumme - xh'alni minet-teu-uabine ue'xh'alni mine'l - mutetah-hirin.**

(O Zoti im, më bëj prej atyre që pendohen dhe më radhit me të pastrit.)

(Transmeton Tirmidhiu)

## DUAJA ME RASTIN E HYRJES NË XHAMI

**Allahumme ftah li ebuabe rahmetike**

(O Zoti im, m'i hap dyert e mëshirës Tënde)

(Transmeton Ibën Suni)

## DUAJA ME RASTIN E DALJES NGA XHAMIA

**Bismilah ue's-salatu ue's-selamu ala resulil-lah, Allahumme inni es'eluke min fadlike, Allahumme a'simni minesh-shejtanirr-rraxhim.**

(Me emrin e Allahut, lutjet dhe përshëndetjet qofshin mbi të Dërguarin e Allahut. O Zoti im, të lutem të më japësh prej të mirave të Tua. O Zoti im , më mbro nga shejtani i mallkuar.)

(Transmeton Ibn Maxheh)

## LUTJA PAS MBARIMIT TË EZANIT

**Allahumme Rab-be hadhihi'd-da'vetit-tammeh ues-salatil - kaimeh, ati Muhammeden el-uesilete uel-fedilete, ueb'athhu mekamen mahmuden el-ledhi ue'adteh [inneke la tuhliful miad].**

(O Allah! Zot i kësaj thirrjeje të plotë dhe i namazit, i cili do të falet, jepi Muhamedit ndërmjetësimin e nderimin dhe ngrije atë në vendin e lavdishëm që i ke premtuar). [ Me të vërtetë, ti nuk e thyen premtimin].

(Transmeton Buhariu)

## DUATË PAS ÇDO NAMAZI FARZ

**Estagfirullah** (3 herë) (I kërkoj falje Allahut)

**Allahumme entes-selam ue minkes-selam tebarekte ja dhelxhelali ue'l-ikram.**

(O Zoti im, Ti je shpëtimi dhe prej Teje është shpëtimi, i lartësuar qofsh Ti, që je i Madhëruar dhe i Nderuar.)

(Transmeton Muslimi)

**Allahumme e'inni ala dhikrike ue shukrike ue husni ibadetike.**

(O Zoti im, më ndihmo të të përmend e të të falenderoj dhe më mundëso që të të adhuroj sa më mirë.)

(Transmeton Ebu Davudi)

**Allahumme inni es'seluke ilmen nafi'an ue rizkan taj-jiben ue amelen mutekab-belen.**

(O Zoti im, të lutem më jep dituri të dobishme, furnizim të mirë dhe pranoi veprat e mia.)

(Transmeton Ibn Maxhe)



## DUATË NË RUKU, NË KIJAM, NË SEXHDE DHE NË ULJEN MIDIS DY SEXHDEVE

Aliu (r.a.), transmeton, se kur Pejgamberi (a.s.), binte në ruku, thoshte:

**Allahumme leke rekatu ue bike amentu, ue leke eslemtu hasha leke sem'i ue besari ue muhi ue adhmi ue asabi.**

(O Zot, Ty të përulem, Ty të besoj, vetëm Ty të dorëzohem, prej Teje ka frikë dëgjimi im, shikimi im, truri im, ashti im dhe nervi im, të gjitha të nënshtrohen.)

Kur çohej prej rukusë, thoshte:

**Semiallahu limen hamideh, rab-bena ue lekel hamd.**

(Allahu e dëgjon atë që e falënderon. O Zot, ty të takon falënderimi.)

Aisheja (r.a.), thotë: "Pejgamberi alejhis-selam në ruku e përsëriste shumë këtë lutje":

**Subhaneke'll-llahumme, rab-bena ue bihamdike, Allahumme-gfirli.**

(I lartësuar je ti, o Zoti im. Zoti ynë, Ty të takon falënderimi, Zoti im, më fal mua.)

Pejgamberi, alejhis-selam, në ruku dhe sexhde, thoshte:

**Sub-buhun, kud-dusun, rab-bulmelaiketi ue'rr-rruhi.**

(I Lartmadhëruar dhe i pastër nga të gjitha të metat është Zoti i melekëve dhe Xhebrailit.)

Pejgamberi alejhis-selam, në sexhde thoshte:

**Allahumme gfir li dhenbi kul-lehu dik-kahu ue**

**xhil’lehu ue eu’uelehu ue ahiretu ue alanijetehu ue sirr-rrehu.**

(O Zot, falmi të gjitha gjynahet, të voglat dhe të mëdhat, të parat dhe të fundit, të dukshmet dhe të fshehtat.)

## DUATË PAS NAMAZIT:

**Allahumme entes-selam ve minkes-selam. Tebarekte ja dhel-xhelali vel ikram.**

**Allahumme sal-li ala sej-jidina Muhammedin ve ala ali sej-jidina Muhammed.**

**Subhanall-llahi velhamdu lil-lahi ve la ilahe il-lallahu vallahu ekber, ve la havle ve la kuv-vete il-la bil-lahil alij-jil adhim.**

## DUAJA GJATË RAMAZANIT DHE PAS TESHEHUDIT

Transmetohet prej Aishes (r.a.), se Pejgamberi (a.s.), në namaz është lutur, duke thënë:

**Allahumme in-ni eudhu bike min adhabil kabri, ue eudhu bike min fitneti’l mesihi’d-dexhxhal, ue eudhu bike min fitneti’l - mahja ue’l memat, Allahumme in-ni eudhu bike mine’l methemi ue’l-magrem.**

(O Zot, më ruaj nga dënimi i varrit, më ruaj nga fitneja e Dexhalit, nga fitneja gjatë jetës dhe vdekjes (nga fitneja e shejtanit). O Zot, më mbro nga gjynahet dhe nga borxhi ndaj njerëzve. Dikush tha: “(O i Dërguar), shohim se i lutesh Allahut të të mbrojë nga borxhi.”

Pejgamberi (a.s.), tha: “Kur njeriun e mbulon borxhi, gënjen kur flet, premton dhe nuk e realizon premtimin.”

**Ja Rabbi lekel - hamdu kema jenbegi lixhelali uexhhike ue adhimi sultanik.**

"O Zoti im, Ty të qoftë falënderimi, ashtu si i takon fytyrës Tënde të ndritur dhe Madhërisë së mbisundimit Tënd."

**Subhanallahi ue bihamdihi adede halkihi ue rida nefsihi ue zinete arshihi ue midade kelimatihi.**

"Qoftë i lartësuar dhe i lavdëruar Allahu, aq sa numri i krijesave të Tij dhe aq sa dëshiron Ai vetë. Po aq sa është i bukur Arshi i Tij dhe sa ngjyra e pasosur për t'i shkruar fjalët e Tij."

**Bismilahi'l - ledhi la jedurru mea ismihi shej'un fil-erdi ue la fis-semai ue hu-ue's-semiu'l alim.**

"Me emrin e Allahut, në sajë të të Cilit nuk të bën dëm asgjë, as në Tokë dhe as në Qiell. Ai dëgjon dhe sheh çdo gjë"

**Allahumme inna neudhu bike min en nushrike bike shej'un na'lemu, ue nestagfiruke lima la na'lemu.**

"O Allah! Strehohemi tek Ti nga shirku i bërë me vetëdije dhe të kërkojmë falje për atë të bërë pa vetëdije."

**Eudhu bikelimati'l-lahit-tameti min sherri ma halek.**

"Mbrohem me fjalët e mrekullueshme të Allahut nga sherri i krijesave që ka krijuar."

**Allahumme inni eudhu bike mine'l-hemmi uel-hazen ue eudhu bike mine'l-axhzi ue'l-kesel ue eudhu bike mine'l-xhubni ue'l-buhl ue eudhu bike min galabeti'd-dejni ue kahrir-rixhal.**

“O Allah! Kërkoj mbrojte nga shqetësimi dhe pikëllimi, nga paaftësia dhe përtacia, nga frika dhe koprracia, nga mbytja në borxhe dhe nga padrejtësia e njerëzve.”

**Allahumme afini fi bedeni, Allahumme afini fi sem’i, Allahumme afini fi besari.**

“O Allah! Jepi shëndet trupit tim. O Allah! Jepi shëndet dëgjimit tim. O Allah! Jepi shëndet shikimit tim!”

**Allahumme inni eudhu bike mine’l-kufri uel-fakri, Allahumme inni eudhu bike min adhabil-kabri la ilahe il-la ente.**

“O Allah! Strehohem tek Ti nga kufri (mohimi i Zotit) dhe varfëria. O Allah! Strehohem tek Ty nga dënimi i varrit. Përveç Teje Nuk ka Zot tjetër.”

**Estagfirullahe’l-ledhi la ilahe il-la hu-ue el-hajjul kajjumu ue etubu ilejhi.**

“Kërkoj falje nga Allahu, përveç të Cilit nuk ka zot tjetër, i Cili është përgjithmonë i gjallë dhe pendohem tek Ai.”



## DUATË PARA GJUMIT

Pejgamberi ynë (a.s.), gjithmonë para se të binte në gjumë, i hapte duart dhe i bashkonte ato, këndonte suret, **Ihlas**, **Felek**, **Nas**, pastaj u frynte duarve dhe me to fërkonte trupin aq sa mundej, duke filluar nga koka, fytyra dhe pjesa e përparme e trupit (kështu veprohet tri herë).

(Transmeton Buhariu)

**Bismike Allahumme emutu ve ahja**.

(O Zoti im, me emrin Tënd vdes dhe jetoj)

(Transmeton Buhariu)

## DUAJA ME RASTIN E FRIKËS NË GJUMË

**Eudhu bi kelimati'l-lahit-tam-meti min gadabihi ue sherri ibadihi ue min hemezati'sh-shejatin ue en jahdurun.**

(Kërkoj mbrojtje me fjalët e përsosura të Allahut nga zemërimi i Tij, nga dëmi i robërve të Tij dhe nga vesveset e shejtanëve e nga prania e tyre).

(Transmeton Ebu Davudi)

## DUAJA E ATIJ QË I VËSHTIRËSOHET NDONJË ÇËSHTJE

**Allahumme la sehle il-la ma xhe'altehu sehlen ue ente texh'alul-hazne idha shi'te sehlen.**

(O Zoti im, s'ka asgjë të lehtë, përveç asaj që Ti e ke bërë të lehtë. Dhe nëse dëshiron Ti e lehtëson hidhërimin).

(Transmeton Ibën Hibbani)

## DUAJA KUR TË NDODH DIÇKA E PAPËLQYER

**Kaderull-llahi ue ma sha'e fe'ale.**

(Ky është caktimi i Allahut dhe Ai bën çfarë dëshiron).

(Transmeton Muslimi)

## SI DUHET KËRKUAR MBROJTJE PËR FËMIJËT

**U'idhukum bi kelimatil-lahit-tam-meh, min kul-li shejtanin ue ham-meh ue min kul-li'ajnin lameh**

(Lus Allahun që t'ju mbrojë me fjalët e Tij të plota nga çdo shejtan, nga çdo dyshim (e keqe) i tij dhe prej çdo syri të keq).

(Transmeton Buhariu)

## LUTJA PËR TË SËMURIN

**Es'elull-llahel-Adhim, Rab-bel-'Arshil-'Adhim en jeshfijeke**. (7 herë)

(E lus Allahun e Madhëruar, Zotin e Arshit të madh, që të të shërojë).

(Fet-hul-Bari)

## DUAJA ME RASTIN E FATKEQËSISË

**In-na lil-lahi ue in-na ilejhi raxhi'un, Allahum-me uxhurni fi musibeti ue ahlifli hajren minha.**

(Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi. O Zoti im, më shpërble për këtë fatkeqësi dhe ma kompenso këtë me diçka më të mirë se kjo).

(Transmeton Muslimi)

## DUAJA ME RASTIN E NGUSHËLLIMIT

**In-ne lil-lahi ma ehadhe ue lehu ma a'ta ue kul-lu shej'in indehu bi exhelin musemma... fe'l tasbir ue'l tahtesib**.

(Allahu nuk ka marrë asnjë send, të cilin s'e ka dhënë dhe çdo send tek Ai është me kohë të caktuar...

Pra, le të bëjë sabër (durim) dhe të kërkojë shpërblim nga Allahu).

(Transmeton Buhariu)

## DUAJA PARA USHQIMIT

Nëse ndokush prej jush fillon të hajë ushqim, le të thotë:

**Bismil-lahi** (Me emër të Allahut), e nëse harron në fillim të ushqimit, atëherë le të thotë kur të kujtohet:

**Bismil-lahi fi eu-uelihi ue ahirihi**.

(Me emrin e Allahut, në fillim dhe në mbarim).

(Transmeton Ebu Davudi)

## DUAJA PAS USHQIMIT

**El-hamdulil-lahil-ledhi et'ameni hadha ue rezekanihi min gajri haulin min-ni ue la ku-uetin.**

(Falënderimi i takon Allahut, i Cili ma mundësoi ta ha këtë ushqim dhe më furnizoi pa mundin dhe fuqinë time).

(Transmeton Ebu Davudi)

## DUAJA PËR TË SAPO MARTUARIT

**Barek Allahu leke ue bareke'alejke ue xheme'a bejnekuma fi hajrin.**

(Allahu të bekoftë ty dhe pasardhësit e tu dhe ju bashkoftë të dyve në mirësi).

(Transmetojnë autorët e katër suneneve, përveç Nesaiut)

## DUAJA ME RASTIN E HIDHËRIMIT

**Eudhu bi'l-lahi mine'sh-shejtani'rr-rraxhim**

(Kërkoj mbrojtjen e Allahut prej djallit të mallkuar)

(Transmeton Buhariu)

## DUAJA KUR SHOHIM NJERI ME TË META

**El-hamdulil-lahil-ledhi 'afini mim-mebtelake bihi ue fed-daleni 'ala kethirin mim-men haleka tafdilen.**

(Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili më ka ruajtur prej kësaj sprove dhe më ka begatuar nga shumë krijesa të Tij).

(Transmeton Tirmidhiu)

## DUAJA ME RASTIN E PËRFUNDIMIT TË TUBIMIT

**Subhaneke Allahumme ue bihamdike Eshhedu en la ilahe il-la ente estagfiruke ue etubu ilejke.**

(I Lartësuar qofsh o Zoti im! Ty të takon falënderimi; dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Teje; kërkoj faljen Tënde dhe te Ti pendohem).

(Transmetojnë autorët e katër suneneve)

## DUAJA E UDHËTIMIT

**Allahu ekber, Allahu ekber, Allahu ekber! Subhanelledhi seh-hare lena hadha ue ma kun-na lehu mukrinin ue in-na ila Rab-bina le munkalibun. Allahumme in-na nes'eluke fi seferina hadha el-birre ue't-takua ue mine'l ameli ma terda. Allahumme heu-uin 'alejna seferena hadha uetui an-na bu'deh, Allahumme entes-sahibu fis-sefer ue'l-halifetu fi'l- ehl, Allahumme in-ni e'udhu bike min ue'thais-sefer ue keabetil-mendhar ue su'ilmunkalebi fi'l-mali ue'l-ehl.**

(Allahu është më i madhi! (3 herë) I Lartmadhëruar qoftë Ai që i nënshtroi këto për ne, sepse ne nuk do të kishim mundësi ta bënim këtë. Ne, me të vërtetë tek Zoti ynë do të kthehemi. O Zoti ynë, të lutemi që në udhëtimin tonë të na mundësosh të bëjmë mirësi dhe të jemi të devotshëm, të bëjmë vepra me të cilat Ti je i kënaqur. O Zoti ynë, na e lehtëso neve udhëtimin tonë dhe na e bëj të rehatshme rrugën. O Zoti ynë, Ti je shoqërues në udhëtim dhe mbrojtës i familjes sonë.  O Zoti im, kërkoj që të më mbrosh nga vështirësitë e udhëtimit dhe nga kënaqësitë e tij, nga shikimet qëllimkeqe dhe nga telashet në pasuri dhe familje).

Pejgamberi (a.s.), kur kthehej nga udhëtimi, thoshte të njëjtat fjalë dhe shtonte:

**Ajibun, tajibun 'abidun li Rab-bina hamidun.**

(U kthyem me pendim dhe përkushtim, duke i bërë Zotit tonë falënderim).

(Transmeton Muslimi)

## DUAJA E NAMAZIT ISTIHARE

Transmetohet nga Xhabir Ibn Abdullahu (r.a.), i cili ka thënë:

“Pejgamberi (a.s.), na mësonte duanë e istihares për çdo çështje, si ç’na mësonte suret e Kuranit dhe thoshte: “Kur dikush prej jush dëshiron të vendosë për një punë me rëndësi, le t’i falë dy rekate (nafile) namaz e pastaj të thotë:

“**Allahumme in-ni estehiruke bi ilmike ue estakdiruke bi kudretike ue es’eluke min fadilke’l-adhim fe in-neke takdiru ue la akdiru ue ta’lemu ue la a’lemu ue ente alamul gujub. Allahumme in kunte ta’lemu en-ne hadhel emre** (e emërton nevojën e tij) **hajrun li fi dini ue me’ashi ue’akibeti emri ue axhilihi ue axhilihi fakdirhu li ue jes-sirhu li thum-me barik li fihi ue in kunte ta’lemu en-ne hadhel emre** (e emërton nevojën e tij) **sherr-rrun li fi dini ue me’ashi ue ‘akibeti emri ue axhilihi ue axhilihi, fasrifhu an-ni uesrifni anhu uakdir li el-hajre hajthu kane thum-me erdini bihi.**

(O Zoti im, me diturinë Tënde kërkoj mbarësi. Kërkoj ndihmë prej fuqisë Tënde; kërkoj prej të mirave të Tua të shumta, sepse Ti ke mundësi, kurse unë s’kam mundësi; Ti di çdo gjë, kurse unë nuk di; Ti je Ai që i di të fshehtat. O Zot, nëse kjo punë e imja (e emërton nevojën e tij), është e dobishme për fenë time dhe jetën time, për kohën e tashme dhe të ardhmen, ma mundëso mua që kjo të realizohet, ma lehtëso mua këtë dhe më beko në të. E nëse kjo punë është e dëmshme (e emërton nevojën e tij) për fenë dhe jetën time, për kohën e tashme dhe të ardhmen, largoje këtë nga unë dhe më largo mua nga kjo e më përcakto mirësinë (mbarësinë) kudo që të jetë dhe më bëj të jem i kënaqur me të).

# SURE DHE DUA TË NAMAZIT

## SUBHANEKE

سُبْحَانَكَ االلّٰهُمَ وَبِهَمْدِكَ ❖ وَتَبَارَكَ ا سْمُكَ ❖

وَتَعَالاَ جَدُكَ ❖ وَلاَآِلَه غَيْرُكَ ❖

**SUBHANEKELL-LLAHUM-ME,**
**UE BIHAMDIKE,**
**UE TEBAREKE-SMUKE,**
**UE TE'ALA XHEDDUKE,**
(ue xhel-le thenauke -e shtojmë në namazin e xhenazes)
**UE LA ILAHE GAJRUKE.**

Përkthimi:

"Lavdërimi të takon Ty, o Zoti im! Ty të takon çdo falënderim! I lartësuar është emri Yt! E paarritshme është madhëria Jote! Pos Teje s'ka zot tjetër."

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ

الرَّحْمٰنِ الرَّحِيمِ مَالِكِ يَوْمِ الدِّينِ

اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَاِيَّاكَ نَسْتَعِينُ

اِهْدِنَا الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيمَ

صِرَاطَ الَّذِينَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ

الْمَغْضُوبِ عَلَيْهِمْ وَلَا الضَّالِّينَ

## SURJA EL-FATIHA

**BISMIL-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**ELHAMDULIL-LAHI RAB-BIL ALEMIN.**
**ERR-RRAHMANI'RR-RRAHIM.**
**MALIKI JEUMID-DIN.**
**IJ-JAKE NA'BUDU UE IJ-JAKE NESTEIN.**
**IHDINES-SIRATAL MUSTEKIM.**
**SIRA-TA'L-LEDHINE EN'AMTE ALEJHIM**
**GAJRIL MAGDUBI ALEJHIM UE LE'D-DAL-LIN.**

***Amin!***

Përkthimi:

"1. Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

2. Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve,

3. të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit,

4. Sunduesit të Ditës së Gjykimit.

5. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë.

6. Udhëzona në rrugën e drejtë!

7. Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!"

## SURJA EL-FIL

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيمِ

أَلَمْ تَرَ كَيْفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِأَصْحَابِ الْفِيلِ ❖ أَلَمْ يَجْعَلْ كَيْدَهُمْ
فِي تَضْلِيلٍ ❖ وَأَرْسَلَ عَلَيْهِمْ طَيْرًا أَبَابِيلَ ❖ تَرْمِيهِم بِحِجَارَةٍ مِّن
سِجِّيلٍ ❖ فَجَعَلَهُمْ كَعَصْفٍ مَّأْكُولٍ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**ELEM TERE KEJFE FEALE RAB-BUKE BI AS'HABI'L FIL.**
**ELEM JEXH'AL KEJDEHUM FI TADLIL.**
**UE ERSELE ALEJHIM TAJREN EBA BIL.**
**TERMIHIM BI HIXHARETIN MIN SIXH-XHIL.**
**FE XHEALEHUM KE ASFIN ME'KUL.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"Vallë, a nuk ke dëgjuar ti se si bëri Zoti yt me njerëzit e elefantit? A nuk ua prishi atyre kurthin, duke dërguar kundër atyre tufa zogjsh, të cilët i gjuajtën me gurë prej baltës së pjekur? Dhe kështu, i bëri si byk i ngrënë."

## SURJA EL-KUREJSH

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

لِإِيلَافِ قُرَيْشٍ ❖ إِيلَافِهِمْ رِحْلَةَ الشِّتَاءِ وَالصَّيْفِ ❖

فَلْيَعْبُدُوا رَبَّ هَـٰذَا الْبَيْتِ ❖ الَّذِي أَطْعَمَهُم مِّن جُوعٍ

وَآمَنَهُم مِّنْ خَوْفٍ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**LI ILAFI KUREJSH.**
**ILAFIHIM RIHLETE'SH-SHITAI UE'S-SAJF.**
**FEL JA'BUDU RAB-BE HADHEL BEJT.**
**EL-LEDHI ET-AME-HUM MIN XHUIN**
**UE AMENEHUM MIN HAUF.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"(Shkatërrimin e njerëzve të elefantit Allahu e bëri) për të mbrojtur fisin Kurejsh, për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë. Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie (Qabes), i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike."

## SURJA EL-MAUN

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

أَرَأَيْتَ الَّذِي يُكَذِّبُ بِالدِّينِ ❖ فَذَٰلِكَ الَّذِي يَدُعُّ الْيَتِيمَ ❖

وَلَا يَحُضُّ عَلَىٰ طَعَامِ الْمِسْكِينِ ❖ فَوَيْلٌ لِّلْمُصَلِّينَ ❖

الَّذِينَ هُمْ عَن صَلَاتِهِمْ سَاهُونَ ❖ الَّذِينَ هُمْ يُرَاءُونَ ❖

وَيَمْنَعُونَ الْمَاعُونَ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**E'RAEJTE'L-LEDHI JUKEDH-DHIBU BI'D-DIN.**
**FEDHALIKE'L-LEDHI JEDU-U'L JETIM.**
**UE LA JEHUD-DU ALA TA'AMIL-MISKIN.**
**FE UEJLUN LIL MUSAL-LINEL-LEDHINE HUM AN SALATIHIM SAHUN.**
**EL-LEDHINE HUM JURAUNE UE JEMNEUNE'L MAUN.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"A e ke parë atë që mohon Ditën e Llogarisë? Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët dhe nuk nxit që t'i jepet ushqim të varfrit. Mjerë për ata, të cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për namazet, të cilët duan vetëm që të duken dhe nuk u japin ndihmë nevojtarëve."

## SURJA EL-KEUTHER

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

إِنَّا أَعْطَيْنَاكَ الْكَوْثَرَ ❖ فَصَلِّ لِرَبِّكَ وَانْحَرْ ❖

إِنَّ شَانِئَكَ هُوَ الْأَبْتَرُ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**IN-NA EATAJNAKE'L-KEUTHER.**
**FE SAL-LI LI RAB-BIKE UENHAR.**
**IN-NE SHANIEKE HU-UEL EBTER.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty shumë të mira, andaj, falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban! Sigurisht, ai që të urren ty, ai vetë është fatprerë."

## SURJA EL-KAFIRUN

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

قُلْ يَا أَيُّهَا الْكَافِرُونَ ❖ لَا أَعْبُدُ مَا تَعْبُدُونَ ❖

وَلَا أَنتُمْ عَابِدُونَ مَا أَعْبُدُ ❖ وَلَا أَنَا عَابِدٌ مَّا عَبَدتُّمْ ❖

وَلَا أَنتُمْ عَابِدُونَ مَا أَعْبُدُ ❖ لَكُمْ دِينُكُمْ وَلِيَ دِينِ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**KUL JA EJ-JUHEL-KAFIRUN.**
**LA E'ABUDU MA TEABUDUN.**
**UE LA ENTUM ABIDUNE MA EABUD.**
**UE LA ENE ABIDUN MA ABEDTUM.**
**UE LA ENTUM ABIDUNE MA E'ABUD.**
**LEKUM DINUKUM UE LIJE DIN.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"Thuaj: "O ju mosbesimtarë! Unë nuk adhuroj çfarë ju adhuroni dhe ju nuk jeni adhurues të Atij që unë adhuroj. Unë nuk do të jem kurrë adhurues i atyre që ju i adhuroni dhe as ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj! Ju keni fenë tuaj, ndërsa unë kam fenë time!"

## SURJA EN-NASR

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيمِ

إِذَا جَاءَ نَصْرُ اللّٰهِ وَالْفَتْحُ ❖ وَرَأَيْتَ النَّاسَ يَدْخُلُونَ
فِي دِينِ اللّٰهِ أَفْوَاجًا ❖ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَاسْتَغْفِرْهُ
إِنَّهُ كَانَ تَوَّابًا ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**IDHA XHAE NASRULL-LLAHI UEL FET'H.**
**UE RE-EJTEN-NASE JED-HULUNE FI DINI'L-LAHI EFUAXHA.**
**FE SEB-BIH BI HAMDI RAB-BIKE UESTAGFIRH.**
**IN-NEHU KANE TEU-UABA.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"Kur të vijë ndihma e Allahut dhe çlirimi (i Mekës) dhe t'i shohësh njerëzit duke hyrë në fenë e Allahut grupegrupe, atëherë madhëroje me falënderim Zotin tënd dhe kërko falje nga Ai; se Ai është vërtet Pranues i madh i pendimeve."

## SURJA EL-MESED

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

تَبَّتْ يَدَا أَبِي لَهَبٍ وَتَبَّ ❖ مَا أَغْنَىٰ عَنْهُ مَالُهُ وَمَا كَسَبَ ❖

سَيَصْلَىٰ نَارًا ذَاتَ لَهَبٍ ❖ وَامْرَأَتُهُ حَمَّالَةَ الْحَطَبِ ❖

فِي جِيدِهَا حَبْلٌ مِّن مَّسَدٍ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**TEB-BET JEDA EBI LEHEBIN UE TEB-B.**
**MA AGNA ANHU MALUHU UE MA KESEB.**
**SE JASLA NAREN DHATE LEHEB.**
**UEMRE-ETUHU HAM-MALETE'L HATAB.**
**FI XHIDIHA HABLUN MIN MESED.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

"Iu thafshin duart Ebu Lehebit dhe u thaftë në gjithçka! Nuk do ta ndihmojnë atë as pasuria dhe as fitimet e tjera. Ai, me siguri, do të hidhet në zjarrin me flakë të tërbuara, po ashtu edhe gruaja e tij, që mbart drutë e zjarrit, në qafën e saj do të ketë një litar prej fijesh palme."

## SURJA EL-IHLAS

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

قُلْ هُوَ اللَّـهُ أَحَدٌ ❖ اللَّـهُ الصَّمَدُ ❖

لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ ❖ وَلَمْ يَكُن لَّهُ كُفُوًا أَحَدٌ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**KUL HU-UALLAHU EHAD.**
**ALLAHU'S-SAMED.**
**LEM JELID UE LEM JULED.**
**UE LEM JEKUN LEHU KUFU-UEN EHAD.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"

## SURJA EL-FELEK

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ الْفَلَقِ ❖ مِن شَرِّ مَا خَلَقَ ❖

وَمِن شَرِّ غَاسِقٍ إِذَا وَقَبَ ❖ وَمِن شَرِّ النَّفَّاثَاتِ فِي الْعُقَدِ ❖

وَمِن شَرِّ حَاسِدٍ إِذَا حَسَدَ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**KUL EUDHU BI RAB-BIL-FELEK.**
**MIN SHERR-RRI MA HALEK.**
**UE MIN SHERRI GASIKIN IDHA UEKAB.**
**UE MIN SHERRI NEFATHATI FIL UKAD.**
**UE MIN SHERRI HASIDIN IDHA HASED.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i agimit, që të më mbrojë nga sherri i gjithçkaje që Ai ka krijuar dhe nga sherri i natës, kur kaplon terri dhe nga sherri i falltarëve, që fryjnë në nyje (duke bërë magji) dhe nga sherri i smirëziut, kur vepron me smirë."

## SURJA EN-NAS

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيمِ

قُلْ أَعُوذُ بِرَبِّ النَّاسِ ❖ مَلِكِ النَّاسِ ❖

إِلَـٰهِ النَّاسِ ❖ مِن شَرِّ الْوَسْوَاسِ الْخَنَّاسِ ❖

الَّذِي يُوَسْوِسُ فِي صُدُورِ النَّاسِ ❖ مِنَ الْجِنَّةِ وَالنَّاسِ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**KUL EUDHU BI RAB-BIN-NAS.**
**MELIKIN-NAS.**
**ILAHIN-NAS.**
**MIN SHERRIL-UESUASI'L-HAN-NAS.**
**EL-LEDHI JU-UESUISU FI SUDURIN-NAS.**
**MINEL-XHINNETI UEN-NAS.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

Thuaj: "Kërkoj mbështetje te Zoti i njerëzve, Sundimtari i njerëzve, i Adhuruari (i vetëm me të drejtë) i njerëzve, nga sherri i djallit cytës që fshihet (pasi cyt) e që hedh dyshime në gjokset e njerëzve, (qoftë ai djall) prej xhindeve apo njerëzve!"

## AJETUL-KURSIJ

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

اللَّهُ لَا إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ الْحَيُّ الْقَيُّومُ ۚ لَا تَأْخُذُهُ سِنَةٌ وَلَا نَوْمٌ ۚ لَّهُ مَا فِي
السَّمَاوَاتِ وَمَا فِي الْأَرْضِ مَن ذَا الَّذِي يَشْفَعُ عِندَهُ إِلَّا بِإِذْنِهِ ۚ
يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ ۖ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيْءٍ مِّنْ عِلْمِهِ
إِلَّا بِمَا شَاءَ ۚ وَسِعَ كُرْسِيُّهُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ ۖ وَلَا يَئُودُهُ
حِفْظُهُمَا ۚ وَهُوَ الْعَلِيُّ الْعَظِيمُ ❖

**BISMI'L-LAHI'RR-RRAHMANI'RR-RRAHIM**

**Allahu la ilahe il-la hu el-haj-ju'l kaj-jum la te' hudhuhu sinetun ue la neum lehu ma fi's-semauati ue ma fi'l-erd men dhe'l-ledhi jeshfeu indehu il-la bi idhnih ja'lemu ma bejne ejdihim ue ma halfehum ue la juhitune bi shej-im min ilmihi il-la bima shae uesia kursi-juhu's-semauati uel erd ue la jeuduhu hifdhuhuma ue hu-uel alij-jul adhim.**

Përkthimi:

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që

gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursi-u i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!

Tesbihët bëhen duke thënë:

**33 herë SUBHANALL-LLAH**

**33 herë ELHAMDULIL-LAH**

**33 herë ALLAHU EKBER**

Pastaj themi:

**La ilahe il-lallahu uahdehu la sherikeleh, lehul mulku ue lehul hamdu juhji ue jumit ue hu-ue haj-jun la jemut, bi jedihil-hajr ue hu-ue ala kul-li shej-in kadir.**

Pas përfundimit të tesbihëve në vend të kësa mund të themi edhe këtë:

**La ilahe il-lallahu uahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul-hamdu ve huve ala kul-li shej-in kadir.**

## DUA

O Zoti ynë, na jep mirësi në këtë jetë dhe mirësi në jetën tjetër dhe na ruaj nga dënimi i xhehenemit (ferrit)! O Zoti ynë, më fal mua, prindërit e mi dhe të gjithë besimtarët në atë ditë kur fillojnë llogaritë! O Allah! Ruaje fenë tonë dhe besimin tonë në momentin e vdekjes! O Zot, bëje të dashur për ne, besimin, bindshmërinë ndaj Teje dhe bamirësinë. Na e bëj të urryer kryeneçësinë ndaj Teje, për hir të mëshirës Tënde, O më i Madhi Mëshirues! O Zoti ynë, Ti na krijove, Ti na rrite, Ty ta dhamë besën, për Ty do të vdesim, rruga Jote është drita e jetës sonë dhe ardhmëria jonë.